Muhammed Mustafa el Xhibali

# Të drejtat dhe obligimet mes bashkëshortëve

# NË ISLAM

***"Jetoni e silluni mirë me to!***
***Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë (duroni!),***
***sepse është e mundur që të mos ju pëlqejë diçka,***
***por Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira."***
[En-Nisa, 19]

**Titulli në origjinal:** Rights and obligations between the spouses in Islam

**Titulli:** Të drejtat dhe obligimet mes bashkëshortëve në Islam

**Autori:** Muhammed Mustafa el Xhibali

**Përktheu nga anglishtja:** Umu Abdurrahman Retkoceri

**Recensoi:** Lulzim Perçuku

**Redaktoi:** Albiona Olluri

**Kopertina dhe faqosja:** Rajan Alliu

# Parathënia e autorit

Martesa ka një pozitë përherë të rëndësishme për shkak të rolit qendror që ajo luan në jetën e njeriut. Por, nuk është për t'u habitur se dijetarët e Islamit e kanë diskutuar atë në shkrime të shumta e në kohë të ndryshme. Nën ndikimin bashkëkohor të kulturave joislame, janë prezantuar shumë keqkuptime në disa fusha të Islamit, në çështjet e martesës, divorcit dhe të tjerave që lidhen me familjen.

Duke i parë nevojat dhe brengat e myslimanëve të cilët obligohen të jetojnë në ambiente të tilla të huaja, shohim se shumica e shkrimeve islame rreth martesës, janë të kufizuara në shtrirjen e tyre, duke qenë se janë shkruar për kultura dhe me prapavija të ndryshme.

Kjo e lë një zbrazëti shumë të madhe që duhet të plotësohet për t'ju bërë dobi myslimanëve që e njohin gjuhën angleze[1], gjë që synojmë ta arrijmë përmes serisë së këtyre librave, që përfshijnë disa aspekte të martesës sipas Sunnetit autentik.

[1] Shejkhu e përmend gjuhën angleze, ngase libri është shkruar në këtë gjuhë.

Ky libër më saktë i diskuton të drejtat dhe obligimet e dy bashkëshortëve. Përfshin biografi të shkurtra të nënave të besimtarëve, pamje reale nga jeta e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* me gratë e tij dhe një diskutim të plotë të hadithit të Ummu Dher'it.

Siç mund të shihet nga titulli, libri synon të jetë përkrahës i grave. Arsyet për këtë janë si vijon:

1. Në mungesë të drejtësisë së vërtetë islame, gratë shpesh janë abuzuar dhe keqtrajtuar nga bashkëshortët e tyre. E nganjëherë padrejtësisht në emër të Islamit dhe përmes keqpërdorimit të teksteve autentike nga Sunneti. Andaj, ne kemi bërë përpjeke për t'i larguar keqkuptimet nga tekstet e tilla.
2. Shumë prej librave që janë botuar në gjuhën angleze për të drejtat dhe obligimet e grave myslimane, e theksojnë rëndësinë e bindjes dhe dorëzimin e saj të plotë ndaj bashkëshortit, duke i neglizhuar obligimet e barabarta të rëndësishme të bashkëshortit në strukturën familjare. Andaj, ne jemi munduar të prezantojmë një pamje të balancuar të të drejtave dhe obligimeve të të dyja palëve.
3. Një 'imazh' që është krijuar rreth 'modelit të gruas muslimane' është shumë jopraktik, e nganjëherë irritues. Duke marrë shembuj të shumtë nga jeta e Nënave të besimtarëve, shpresojmë të ofrojmë shembuj praktik dhe real, në të cilët mund të bazohen lexueset tona femra.

Të gjitha lavdërimet dhe falënderimet i takojnë Allahut *subhanehu ue teala,* i Cili e mundësoi përfundimin e kësaj pune. Allahu i shpërbleftë të gjithë muslimanët që ndihmuan në mënyra të ndryshme në këtë përpjekje! Në veçanti, Allahu e

shpërbleftë shejkhun tim dhe mësuesin tim, Muhammed Nasir-ud-Din el Albanin, puna e të cilit na ka bërë dobi në mënyra që nuk mund të përshkruhen. Po ashtu djalin tim, Abdullahun, i cili e dizajnoi kopertinën origjinale. E gjithashtu dhe vajzën time, e cila i lexoi shkrimet dhe dha sugjerime të vlefshme.

E lusim Allahun *subhanehu ue teala* ta bëjë këtë përpjekje të dobishme dhe ndihmë për muslimanët, të na i falë gabimet, të na e pastrojë punën nga hipokrizia dhe mburrja dhe të na e pranojë atë! Zoti ynë, na fal neve dhe të gjithë besimtarët dhe dërgo salavate dhe selame mbi Pejgamberin tonë Muhammedin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*!

# Bashkëpjesëmarrje e drejtë mes bashkëshortëve

## Detyrimi themelor

Martesa është një lidhje e cila mbahet së bashku nga të drejta të ndërsjella dhe përgjegjësi për secilin bashkëshort. Është bashkëpjesëmarrje mes tyre, të dy janë të obliguar të luajnë rol aktiv në këtë bashkëpjesëmarrje. Burri është caktuar si udhëheqës i familjes dhe gruaja si ndihmëse e përkrahëse, ekspertiza e së cilës, në shumë fusha nuk mund të arrihet nga burri. Disa gra që janë infektuar nga idetë perëndimore, duan të jenë udhëheqëse të familjes. Mirëpo, vetëm kaosi do të jetë rezultat në atë familje, ku ndërrohen pozicionet korrekte dhe natyrale të bashkëshortëve.
Të dy, si burri dhe gruaja, kanë të drejtat dhe detyrat e tyre. Martesë e lumtur dhe e suksesshme arrihet nëse të dy i përmbushin detyrat e tyre dhe i respektojnë të drejtat e njëri-tjetrit. Shkelja e këtyre të drejtave është rrugë e sigurt drejt mizërisë dhe dështimit.

## Obligimet dhe shpërblimet e përbashkëta

Disa përgjegjësi dhe obligime vlejnë njëjtë si për burrin ashtu dhe për gruan, shembull: obligimi i të besuarit në Allahun *subhanehu ue teala* dhe në pasimin e urdhrave të Tij, janë përgjegjës dhe llogariten për veprat e tyre, janë të obliguar ta mësojnë fenë e drejtë, ta adhurojnë Allahun dhe të thërrasin në rrugën e Tij. Standardet e moralit janë të njëjta si për burrin

ashtu dhe për gruan, ashtu siç janë shumë rregulla të sjelljes ndaj të tjerëve.
Burri dhe gruaja marrin shpërblime të njëjta për bindje ndaj Allahut *subhanehu ue teala* dhe dënim të njëjtë për mosbindje ose mëkatim. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë."**[2]

Dhe thotë Allahu *subhanehu ue teala*:
**"Dhe Zoti iu përgjigj lutjes së tyre: "Unë nuk do t'ia humb mundin askujt nga ju që ka bërë vepra, qoftë mashkull apo femër. Ju jeni njëlloj (në shpërblim)."**[3]

## Në mes barazisë dhe drejtësisë

Rreth krahasimit mes burrit dhe gruas, duhet të vërejmë se Islami nuk barazon mes atyre që janë të ndryshëm në bazë. Ka çështje në të cilat burrave u është dhënë përparësi ndaj grave dhe e kundërta. Këto përparësi rrjedhin nga dallimet në aftësitë e tyre për të bërë punë të caktuara. Brenga jonë i drejtohet *drejtësisë* në sjelljet mes tyre. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"Mos i lakmoni ato gjëra, me anë të të cilave Allahu i ka bërë disa nga ju të dallohen mbi të tjerët: meshkujt do të kenë pjesë prej asaj që kanë punuar e po ashtu edhe femrat do të kenë pjesë prej asaj që kanë punuar. Kërkoni prej Allahut**

[2] Surja En-Nahl, ajeti 97.
[3] Surja Ali Imarn, ajeti 195.

**nga mirësitë e Tij. Vërtet, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë."[4]**

## Dallimet natyrale

Nga këto që thamë më sipër, arrijmë më përfundim se rregullat islame, sa i përket qenieve njerëzore, vlejnë njëjtë si për burrat ashtu dhe për gratë. Por, kjo nuk do të thotë se burrat dhe gratë janë të njëjtë në çdo gjë. Ka disa rregulla të cilat fuqishëm vlejnë për gratë, për shkak të natyrës së tyre femërore dhe ka disa rregulla tjera të cilat fuqishëm vlejnë për burrat, për shkak të natyrës së tyre mashkullore.

Prej udhëzimeve më të rëndësishme rreth gjinisë femërore, ishte një nga fjalimet e fundit të të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Amër Bin el-Ehuas el Xhushami *radijAllahu anhu* ka treguar se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në Haxhin Lamtumirës (në Arafat), duke e lavdëruar dhe lartësuar Allahun, duke i përkujtuar dhe tërhequr vërejtjen njerëzve, pastaj ka thënë:

***"Vini re! Kujdesuni mirë për gratë, sepse ato pa dyshim janë robër nën përkujdesjen tuaj dhe ju nuk posedoni nga ato asgjë më shumë se kaq (më shumë se ky nënshtrim ndaj jush), përveç kur ato bëjnë ndonjë mëkat që duket qartë. Nëse e bëjnë këtë, braktisni në shtrat dhe pastaj (nëse nuk përmirësohen), rrihni lehtë ato. Nëse ju binden, mos përdorni dënim tjetër mbi to. Vini re! Ju keni të drejtë mbi gratë e juaja dhe ato kanë të drejtë mbi ju. E drejta e juaj mbi to, është që ato nuk duhet të fusin në shtretërit tuaj ndokënd ose ta***

[4] Surja En Nisa, ajeti 32.

***lejojnë të hyjë në shtëpi dikë që ju nuk e pëlqeni. Vini re! Dhe e drejta e tyre mbi ju, është që ju t'i trajtoni ato mirë sa i përket ushqimit dhe veshjes."*[5]**

Kjo tregon qartë se ka disa të drejta specifike për burrat mbi gratë e tyre dhe disa të drejta tjera për gratë mbi burrat e tyre. Duke pasur këtë në mendje, theksojmë se tema e këtij kapitulli është diskutimi i të drejtave dhe obligimeve të përbashkëta, duke lënë të drejtat gjinore dhe obligimet në kapitujt pas këtij.

# Përgjegjësia dhe dhënia e llogarisë

Duke qenë udhëzues të familjes, që të dy, burri dhe gruaja, mbajnë përgjegjësinë e madhe të themelimit dhe edukimit të njësisë familjare. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Çdonjëri nga bijtë e Ademit (njerëzit) është udhëheqës. Burri është udhëheqës i familjes së tij dhe gruaja është udhëheqëse e shtëpisë së saj."*[6]**

Andaj, duke qenë udhëheqës dhe mbajtës të përgjegjësisë, burri dhe gruaja, do të japin llogari para Allahut *subhanehu ue teala* për këtë përgjegjësi. Ibën Umeri *radijAllahu anhu*, ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Çdonjërit nga ju i është besuar një përgjegjësi dhe do të japë llogari për të. Udhëheqësi është përgjegjës (për njerëzit e tij) dhe do të japë llogari për përgjegjësinë e tij. Burri është përgjegjës për familjen e tij dhe do të japë llogari për***

---

[5] Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibën Maxhe. U verifikua si i mirë nga shejh Albani në "Sahihul Xhami" nr. 7880 dhe "Iruaul Galil" nr. 2030.
[6] Ibën us-Suni dhe Ebu Bek'r il-Mukri. "*Sahihah*" nr. 2041 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 4565.

***përgjegjësinë e tij. Gruaja është përgjegjëse për shtëpinë e burrit të saj dhe do të japë llogari për përgjegjësinë e saj. Shërbëtori është përgjegjës për pronën e kujdestarit të tij dhe do të japë llogari për përgjegjësinë e tij. Dhe i biri është përgjegjës për pasurinë e babait të tij dhe do të japë llogari për përgjegjësinë e tij. Andaj, çdonjëri nga ju ka përgjegjësi dhe do të japë llogari për këtë përgjegjësi."***[7]

Është shumë me rëndësi që burrat dhe gratë ta kuptojnë dhe ta kenë të qartë përgjegjësinë e madhe që bie mbi krahët e tyre. Kjo do t'i bënte ata që të punojnë shumë dhe të bashkëpunojnë mirë për të përmbushur misionin e tyre dhe të përgatisin përgjigjet e tyre për Ditën kur do të japin llogari, për mënyrën me të cilën i kanë bartur përgjegjësitë e tyre.

# Sjelljet e mira

## Cilësia e shkëlqyer e sjelljes së mirë

Pjesë e përgjegjësisë së madhe brenda shtëpisë për të dy palët, burrat dhe gratë, është që të tregojnë sjellje të mira dhe të veprojnë me to. Sjelljet e mira janë karakteristikë e veçantë në fenë Islame. Me pak fjalë, ato janë shkak i misionit të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Unë jam dërguar (nga Allahu) për të kompletuar sjelljet e mira."***[8]

---

[7] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[8] Ibën Sadi, Hakimi dhe të tjerë. "Sahihul Xhami" nr. 2349 dhe "Sahihah" nr. 45.

Vërejmë këtu se "***sjellje të mira***" në Islam nuk është vetëm sinqeriteti, butësia, zemërgjerësia dhe veçori tjera, të cilat zakonisht njihen si përfaqësuese të sjelljeve të mira. Më saktë, "***sjelljet e mira***" përfshijnë: sjelljet e mira me Allahun *subhanehu ue teala,* që shfaqen me besim të vërtetë në Të dhe bindje ndaj Tij, sjelljet e mira me të Dërguarin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* që manifestohen me pasimin e vërtetë të tij dhe sjelljet e mira me njerëzit e tjerë.

Sjelljet e mira më së miri u demonstruan nga i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, të cilin Allahu *subhanehu ue teala* e përshkroi me këto fjalë:

**"Me të vërtetë ti posedon një moral të lartë."** [9]

Njerëzit më të mirë pas të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* janë ata me sjelljet më të mira. Abdullah Bin Amër *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Padyshim, më të mirët prej jush janë ata me sjelljet më të mira."***[10]

Abdullah Bin Amër *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Më të mirët nga besimtarët janë ata me sjelljet më të mira."***[11]

Muslimani duhet të shfaqë sjellje të mira në të gjitha punët e tij. Kjo do t'i siguronte atij pozitë më të lartë ndër muslimanët e

[9] Surja El-Kalem. Ajeti 4.
[10] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[11] Ibën Maxhe dhe Hakimi. "*Sahihul Xhami*" nr. 1128 dhe "*Sahihah*" nr. 1374.

tjerë. Aisha *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Pa dyshim, besimtari për shkak të sjelljeve të tij të mira, e arrin (në Xhennet) shkallën e atij që agjëron dhe ngrihet (për namaz të natës)."***[12]

Sjelljet e mira e bëjnë muslimanin meritor për dashurinë e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe afërsinë me të në Xhennet. Xhabir Bin Abdilahi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Pa dyshim, nga ata që janë më të dashurit tek unë dhe që do të ulen më së afërti me mua në Ditën e Ringjalljes, janë ata me sjelljet më të mira."***[13]

Dhe Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Gjërat që kryesisht njerëzit i bëjnë të hynë në Xhennet, janë përulja ndaj Allahut dhe sjelljet e mira. Dhe ato që kryesisht njerëzit i bëjnë të hynë në Zjarr, janë gjuha dhe pjesët intime."***[14]

Sjelljet e mira nuk duhet të jenë të kufizuara kryesisht ndaj njerëzve të largët. Më saktë, ato duhet të plotësohen më së miri me të afërmit. Me rëndësi është ajo se të dy bashkëshortët duhet të bashkëpunojnë me njëri-tjetrin në mënyrën më të mirë të

[12] Ebu Davudi dhe Ibën Hibani. "*Sahihul Xhami*" nr. 1932.
[13] Tirmidhiu. "*Sahihul Xhami*" nr. 2201 dhe "*Sahihah*" nr. 7691.
[14] Tirmidhiu, Ahmedi dhe Ibën Maxhe. "*Sahihah*" nr. 977.

mirësjelljes. Zakonisht, karakteri i vërtetë i njeriut shfaqet brenda familjes, sepse aty njeriu është i lirë nga formaliteti dhe nxjerrja në pah e sjelljeve të mira, siç mund të bëjë jashtë në publik me njerëzit e tjerë. Si rrjedhim, veprimi i sjelljeve të mira është një e drejtë dhe detyrë e përbashkët mes dy bashkëshortëve; theksohet nga afërsia e tyre ekstreme dhe është e nevojshme për mirëqenien e lidhjes. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Besimtarët me besimin më të plotë, janë ata me sjelljet më të mira. Dhe më të mirët nga ju janë ata që janë më të mirët me gratë e tyre."***[15]

Andaj, në sjelljet mes bashkëshortëve, duhet të tregohet sjellje e mira në çdo aspekt. Diskutimi i hollësishëm rreth këtij konteksti do të ishte jashtë temës së këtij libri. Sidoqoftë, në nëntitujt në vijim, do të flasim për disa nga tiparet më të rëndësishëm të karakterit, të cilat duhet të vihen re në sjelljet brenda njësisë familjare.

## Sinqeriteti

Allahu *subhanehu ue teala* lavdëron të sinqertit në disa vende në Librin e Tij, Kuranin, dhe sinqeritetin e konsideron cilësi të besimtarëve.[16] Ai gjithashtu i dënon gënjeshtarët dhe gënjeshtrën e konsideron si cilësi të hipokritëve.[17] Po ashtu, i

---

[15] Tirmidhiu dhe Ibën Hibani. "*Sahihul Xhami*" nr. 1232 dhe "*Sahihah*" nr. 284.

[16] Shembull: Allahu *subhanehu ue teala* thotë: "**O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë (në fjalë dhe në vepra)!"** Surja Et-Teube, ajeti 119.

[17] Allahu (subhanehu ue teala) thotë: **"Kur vijnë tek ti hipokritët, thonë: "Ne dëshmojmë se ti je vërtet i dërguari i Allahut!" Allahu e di se ti je i**

Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka lavdëruar sinqeritetin dhe ka treguar se sinqeriteti dërgon në Xhennet, e ka dënuar gënjeshtrën dhe ka treguar se ajo dërgon në zjarr. Abdullah Bin Mesudi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Vërtetë, sinqeriteti shpie në ndershmëri (drejtësi) dhe ndershmëria (drejtësia) shpie në Xhennet. Njeriu do të vazhdojë ta praktikojë sinqeritetin, derisa të shënohet te Allahu si sidik (më i sinqerti). Pa dyshim, gënjeshtra shpie në imoralitet dhe imoraliteti shpie në zjarr. Njeriu do ta praktikojë gënjeshtrën, derisa të shënohet te Allahu si gënjeshtar."***[18]

Sinqeriteti sjell besim dhe siguri mes bashkëshortëve, që janë elemente të nevojshëm për sukses në çdo bashkëpjesëmarrje, duke mos përjashtuar këtu edhe martesën. Gënjeshtra dhe mashtrimi, në anën tjetër, përbëjnë rrugë të pasigurt dhe të dyshimtë, që mund të shpien deri tek shkatërrimi i shpejtë. Disa njerëz kanë idenë e gabuar se është e lejuar të gënjehet bashkëshorti pa kufizime. Kjo ide e gabuar rrjedh nga keqkuptimi i hadithеve të mëposhtme.
Ummu Kulthum Bint Ukbe[19] *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk e konsideroj gënjeshtër nga ana atij i cili vë paqe mes njerëzve (të cilët nuk pajtohen) dhe shqipton diçka (të***

---

**dërguari i Tij, por Ai dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë!"** Surja El-Munafikun, ajeti 1.

[18] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

[19] Gruaja e Abdurrahman Bin Auf.

***pavërtetë) për hir të pajtimit, nga ai i cili i thotë armikut diçka të pavërtetë gjatë luftës dhe atij i cili flet me gruan e tij, ose gruaja flet me burrin e saj."*** [20]

Esma Bint Jezidi *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Gënjeshtra nuk është gjë e duhur, pos në tri raste: kur burri flet me gruan e tij për ta kënaqur atë, të gënjyerit (e armikut) në luftë dhe për të pajtuar njerëzit (të cilët nuk janë të pajtuar)."*** [21]

Është e qartë nga dy hadithet e mësipërme, se gënjeshtra mes bashkëshortëve është e kufizuar në biseda të këndshme. Kjo mund të jetë në situata të tilla, si: burri t'i thotë gruas së tij se ajo ka gatuar ushqimin më të mirë ose ka fustanin më të bukur, ose gruaja t'i thotë burrit të saj se dhurata që i ka dhuruar është më e dashura për të, ose të treguarit njëri-tjetrit ngjarje zbavitëse imagjinare (brenda së lejuarës), e kështu me radhë. Edhe në këto raste, është më mirë që gënjeshtra të zëvendësohet me thënie të cilat kanë kuptime të dyfishta, ku të paktën njëra nga të cilat është e vërtetë.

## Modestia

Modestia është karakteristikë e nevojshme në mesin e muslimanëve. Allahu e urdhëron madje edhe të Dërguarin e Tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që të tregojë modesti me besimtarët. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"Dhe bëhu i butë me besimtarët që të pasojnë ty!"** [22]

---

[20] Ebu Davudi. "*Sahihah*"nr. 545 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 7170.
[21] Tirmidhiu dhe të tjerë. "*Sahihah*" nr. 545 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 7723.
[22] Surja Esh-Shuara, ajeti 215.

Ijad Bin Himari *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Pa dyshim, Allahu më ka shpallur se ju duhet të tregoni modesti, asnjëri nga ju të mos lavdërohet mbi dikë tjetër dhe asnjëri të mos mëkatojë ndaj dikujt tjetër."*** [23]

Kjo duhet kuptuar mirë nga bashkëshortët. Ata duhet të tregojnë modesti ndaj njëri-tjetrit dhe të evitojnë mburrjen me pasurinë, statusin social, inteligjencën, bukurinë, të afërmit, paraardhësit, ose ndonjë mirësi tjetër që Allahu ua ka dhënë. Të qenët mburracak, posaçërisht gjatë fjalosjeve, është shenjë e injorancës dhe papjekurisë, gjë të cilën duhet ta urrejnë.

## Mëshira dhe butësia

Të dy bashkëshortët duhet të tregojnë mëshirë e dhembshuri të madhe ndaj njëri-tjetrit. Ata gjithmonë duhet të jenë të gatshëm të mos vënë sy mbi gjithçka, të falin dhe të ndihmojnë në këshillimin dhe të udhëzuarit e njëri-tjetrin. Siç u cek më herët në këtë libër, dhembshuria është një fryt i rëndësishëm i martesës dhe kurrë nuk duhet lejuar që ajo të humbasë. Njeriu i mëshirshëm e meriton mëshirën e Allahut. Abdullah Bin Amër *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Të mëshirshmëve u është garantuar mëshirë nga më i Mëshirshmi subhanehu ue teala. Tregohuni të mëshirshëm***

[23] Muslimi, Ebu Davudi dhe të tjerë.

***ndaj atyre që janë në tokë, Ai që është mbi qiej (Allahu) do të jetë i mëshirshëm ndaj jush."*** [24]

Allahu, më i Dashuri, më i Miri, e do butësinë dhe shpërblen për të bujarisht. Sa herë që butësia zbatohet në një situatë, ajo e përmirëson dhe e ndihmon atë, për dallim nga ashpërsia. Aisha *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i kishte thënë asaj:

***"O Aisha! Pa dyshim, Allahu është i Butë dhe e do butësinë në çdo çështje. Ai përmes butësisë, dhuron atë që nuk do e jepte përmes ashpërsinë apo diçkaje tjetër. O Aisha! Tregohu e devotshme ndaj Allahut dhe e butë, sepse pa dyshim, kur është butësia në një gjë, e zbukuron atë dhe kur nuk është në ndonjë gjë, e njollos atë."*** [25]

Pa dyshim, një person pa butësi dhe mëshirë, i bën dëm vetes para se t'i bëjë dëm dikujt tjetër. Ky person ia mohon vetes mëshirën dhe faljen e Allahut. Xherir Bin Abdilahi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Atij që i është mohuar butësia, vërtet që i janë mohuar të gjitha format e së mirës."*** [26]

Ebu Hurejra, Ebu Seid el Hudriu dhe Xherir Bin Abdilahi, *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

---

[24] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 3522 dhe "*Sahihah*" nr. 925.
[25] Ky është transmetim i kombinuar, transmetuar nga Buhariu, Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 7920, 7921 dhe 7927.
[26] Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë.

***"Ai i cili nuk shfaq mëshirë, mëshira nuk do t'i shfaqet atij (nga Allahu)."*** [27]

Është obligim për të dy bashkëshortët, që të ushqejnë butësi dhe mëshirë në familjen e tyre. Ky do ishte ilaçi i parë që do ta përdorinin kur shfaqen probleme dhe dallime mes tyre. Kjo jo vetëm që do ndihmonte në zgjidhjen e problemeve, por gjithashtu do t'u dhuronte dashurinë dhe mëshirën e Allahut, siç ceket në hadithet e mësipërme.

# Falja

Muslimani nuk duhet të ketë qëndrim hakmarrës dhe atë të "bërjes barazi". Kjo do të shkaktonte urrejtje mes muslimanëve dhe do t'i largonte ndjenjat e dashurisë dhe sigurisë. Muslimani gjithmonë duhet të jetë i gatshëm të falë, posaçërisht kur është fjala në bashkëshortësi dhe ndaj të afërmve. Të shfaqurit e faljes, e bën njeriun ta meritojë faljen e Allahut. Në një transmetim të hadithit të mësipërm nga Xherir Bin Abdilahi *radijAllahu anhu,* i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Ai që nuk tregon mëshirë, mëshira nuk do t'i tregohet atij (nga Allahu). Dhe ai që nuk fal, nuk do të falet."*** [28]

Kemi një shembull të shkëlqyer tek i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, i cili asnjëherë nuk mori hak për veten e tij. Aisha *radijAllahu anha* ka treguar:

***"Kurrë nuk e kam parë të Dërguarin e Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem të marrë hak nëse i bëhej e padrejtë, përveç***

---

[27] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[28] Ahmedi dhe Teberani në "*El-Kebir*". "*Sahihul Xhami*" nr. 6599 dhe 6600.

***në rastet kur ndonjë ndalesë e Allahut shkelej. Kur ndodhte kjo, ai bëhej njeriu më i zemëruar. Gjithashtu, kur i jepej mundësia të zgjidhte mes dy çështjeve, ai zgjidhte më të lehtën prej tyre, përveç nëse përmbante mëkat."*** [29]

# Shmangia nga padrejtësia

Të dy bashkëshortët duhet të jenë të barabartë dhe të drejtë në raportet me njëri-tjetrin. Ata duhet ta evitojnë padrejtësinë ndaj njëri-tjetrit, në çdo mënyrë. Ata nuk duhet të keqpërdorin të drejtat e tyre, ose të abuzojnë njëri-tjetrin përmes cilësive të tyre dalluese. Shtypja është ndalur nga Allahu *subhanehu ue teala,* madje edhe mbi Veten e Tij. Ebu Dherr *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Allahu subhanehu ue teala thotë:*** **"O robërit e mi! Me të vërtetë e kam ndaluar padrejtësinë mbi Veten time dhe e kam bërë të ndaluar mbi ju, që të mos e shtypni njëri-tjetrin."** [30]

Shtypja është mëkat i madh që meriton Zemërimin e Allahut dhe sjell Dënimin nga Ai në të dy jetët. Xhabir Bin Abdilahi dhe Abdullah Bin Omeri, *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Largojuni padrejtësisë, sepse ajo do jetë errësirë e thellë në Ditën e Gjykimit."*** [31]

---

[29] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[30] Muslimi.
[31] Muslimi dhe të tjerë.

Në një transmetim tjetër Xhabir bin Abdilahi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Largojuni padrejtësisë sepse ajo do jetë errësirë e thellë në Ditën e Gjykimit dhe largojuni koprracisë sepse ajo i ka shkatërruar ata që kanë qenë para jush."*[32]**

Të mos lejohet që ndjenja e epërsisë dhe zotërimit të hyjë në zemrën e ndonjërit prej bashkëshortëve, e si pasojë të tregohet i padrejtë ndaj tjetrit, duke menduar se kështu ka arritur deri tek një fitore e merituar. Të dy të mendojnë rreth haditheve të mësipërme, të ruhen nga ndonjë mallkim i fshehtë që mund të rrjedhë nga zemra e rënduar e atij që i është bërë padrejtësi. Enes Bin Maliki *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Ruaju prej lutjes së atij që i është bërë padrejtësi, edhe nëse ai është jobesimtar, sepse mes saj dhe Allahut nuk ka pengesë."*[33]**

Padrejtësia nuk harrohet kurrë, nuk shpëton pa u dënuar. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kushdo që i ka bërë padrejtësi vëllait të tij në nder dhe pasuri, duhet t'i kërkojë falje sot, para se t'i kthehet ajo atij në një ditë ku nuk do të ketë dinar e as dërhem. Nëse ai ka vepra***

[32] Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë.
[33] Ahmedi, Ebu Ja'la dhe të tjerë. "*Sahihah*" nr. 767 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 119.

***të mira, disa nga ato do të merren në sasinë e padrejtësisë së tij e nëse ai nuk ka vepra të mira, disa nga mëkatet e shokut të tij (që i është i bërë padrejtësi) do të merren dhe ngarkohen mbi të."*** [34]

## Të larguarit nga të folurit e ndyrë

Lidhja martesore duhet të ngelet e pastër nga gjërat e turpshme e të pakulturuara. Ajo duhet të jetë shembullore, fillimisht në mes të bashkëshortëve, e pastaj edhe para fëmijëve, duke thënë fjalë që e kënaqin Allahun, të Dërguarin e Tij *salAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe besimtarët. Aisha *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e këshilloi atë:

***"O Aishe, mos u bëj e pahijshme! Me të vërtetë Allahu nuk e do njeriun e ndyrë që pëlqen të ndytën."*** [35]

I këtillë ishte i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, siç e përshkroi Aisha *radijAllahu anha*:

***"I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem nuk ishte i ndytë në fjalë, e as nuk e pëlqente atë, e as nuk ngrinte zërin në tregje. Ai nuk dënonte për asnjë dëm (personal), mirëpo falte."*** [36]

---

[34] Buhariu dhe Ahmedi.

[35] Ky është transmetim i kombinuar i transmetuar nga Muslimi, Buhariu (në Edeb el Mufrad) dhe Ebu Davudi. "*Sahihul Xhami*" nr. 7933, 7922 dhe "*Iruaul Galil*" nr. 2133.

[36] Tirmidhiu, Ahmedi dhe të tjerë. "*Muhtesar Shemail*" fq. 182.

## Shmangia e diskutimeve dhe grindjeve

Diskutimet dhe grindjet e shpeshta duhet të evitohen seriozisht, sepse janë rrugë e sigurt drejt prishjes së lidhjes mes çiftit të martuar. Secili bashkëshort duhet ta ketë në mendje se nuk është gjithmonë e domosdoshme që të gjejë përkrahje për mendimin e tij, apo saj, e të jetë gjithmonë fitues në çdo diskutim. Allahu ka premtuar një shtëpi në Xhennet për ata që u shmangen polemikave (të panevojshme), edhe nëse kanë të drejtë. Ebu Umame radijAllahu anhu ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAllahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Garantoj shtëpi në periferi të Xhennetit për atë që braktisë diskutimet edhe nëse ai ka të drejtë, një shtëpi në mes të Xhennetit për atë që e braktisë gënjeshtrën edhe nëse është duke bërë shaka dhe një shtëpi në vendin më të lartë në Xhennet për atë që ka sjellje të mira."*** [37]

Në anën tjetër, Allahu i urren kokëfortët dhe njerëzit e grindjeve. Aisha *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Njeriu më i urryer te Allahu është ai që grindet në mënyrë këmbëngulëse."*** [38]

## Zgjidhja e problemeve në mënyrën miqësore

Gjithmonë ka mundësi për keqkuptime ose mospajtime mes bashkëshortëve. Disa nga këto dallime, mund të shtyjnë njërin

[37] Ebu Davudi dhe ed-Dija ul-Makdisi. "*Sahihul Xhami*" nr. 1464 dhe "*Sahihah*" nr. 273.
[38] Buhariu dhe Muslimi.

t'ia kthejë shpinën tjetrit dhe të kërkojë zgjidhje të nxituar, e cila mund ta rrezikojë martesën. Mirëpo, është e preferuar për ta që fillimisht të përpiqen të pajtohen, gjë që Allahu *subhanehu ue teala* e bëri si rrugën më të mirë:

**"Nëse gruaja druan nga burri i saj se do të sillet keq ose nuk do ta përfillë, atëherë nuk ka gjynah për ata, nëse pajtohen ndërmjet tyre. Pajtimi është më i mirë. Njerëzit janë të prirë nga koprracia. Por, në qoftë se ju silleni mirë dhe ruheni prej të këqijave, Allahu e di mirë çfarë veproni."**[39]

# Komunikimi dhe shoqërimi

## Rëndësia e komunikimit mes vete

Të dy bashkëshortët duhet të mbajnë nivel të mirë të komunikimit mes vete. Ata duhet ta ndajnë gëzimin, brengat dhe dhembjet. Kjo e ruan lidhjen e tyre të dashurisë dhe mëshirës, e përmbush domethënien e "strehës" që duhet të krijohet mes tyre. Ishte praktikë e rregullt e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që gjatë natës t'i vizitonte të gjitha gratë e tij e të bisedonte me to para se të shkonte te tjetra, radha e së cilës ishte atë natë. Hadithi i gjatë i Ummu Zer (që do të vijojë në një kapitull tjetër të këtij libri) është shembull i mirë i bisedave të dobishme që kishte Pejgamberi *sal-lAllahu alejhi ue sel-lem* me gratë e tij.

## Rregullat e braktisjes

Ka disa raste kur është e lejuar të braktiset një musliman, si formë ndëshkimi. Do ta diskutojmë lejueshmërinë e braktisjes në

[39] Surja En-Nisa, ajeti 128.

Islam të shtratit të gruas arrogante, e gjithashtu do të shohim rastet kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i braktisi disa, ose të gjitha gratë e tij. Megjithatë, braktisja e muslimanit nuk duhet të bëhet përveç pasi të jenë provuar metodat më të lehta dhe pasi të jetë kuptuar se ky veprim po përdoret si trajtim i përkohshëm. Braktisja afatgjate sjell neveri dhe fortësi për zemrën,[40] andaj dhe është e ndaluar. Ebu Hurejra, Ibën Umeri, Ebu Ejubi dhe disa sahabë tjerë, *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk i lejohet muslimanit ta braktisë vëllanë e tij më shumë se tre ditë."*** [41]

Në shumë hadithe, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e theksoi seriozitetin e braktisjes së muslimanit, si: Hisham bin Amër *radijAllahu anhu* ka treguar se e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue selem* duke thënë:

***"Nuk i lejohet një muslimani ta braktisë një musliman tjetër më shumë se tre net. Me të vërtetë, të dy humbasin nga rruga e drejtë përderisa e vazhdojnë braktisjen. Sa i përket inicimit të pajtimit nga njëri, do fshinte mëkatin e tij pa dyshim. Dhe me të vërtetë, nëse vdesin në atë gjendje (të mospajtimit), kurrë nuk do të hyjnë në Xhennet. Nëse njëri nga ta i jep selam tjetrit, ndërsa ky refuzon të pranojë selamin dhe paqen e tij, një engjëll do t'ia kthejë të parit dhe një shejtan do t'ia kthejë tjetrit (për shkak të heshtjes së tij)."*** [42]

---

[40] Siç është thënia: "Larg syrit, larg mendjes."

[41] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

[42] Ahmedi, Buhariu në "*El-Edeb el-Mufrad*" dhe të tjerë. "*Irvaul Galil*" nr. 2029.

# Ndihma ndaj njëri-tjetrit

## Obligimi i ndihmës së ndërsjellë

Duke qenë të përbetuar, të dy bashkëshortët duhet të bëjnë çdo gjë që brenda mundësisë së tyre, për ta ndihmuar njëri-tjetrin dhe për ta bërë lidhjen e tyre të suksesshme. Kjo përfshin përkrahjen fizike, ekonomike dhe emocionale. Kur njëri nga bashkëshortët është duke bërë një vepër të lejuar, është e këshillueshme për tjetrin që ta ndihmojë atë sa më shumë që ka aftësi. Dhe kur njëri nga bashkëshortët është duke bërë një obligim, është e detyrueshme për tjetrin që ta ndihmojë atë sa më shumë që ka aftësi. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe e armiqësi! Frikësojuni Allahut, se Ai dënon ashpër."** [43]

## Nuk ka ndihmë në mosbindje ndaj Allahut

Në anën tjetër, nga ajeti i mësipërm, arrijmë në përfundim se kur njëri nga bashkëshortët është duke bërë një vepër mekruh (të papëlqyer), atëherë nuk pëlqehet që tjetri ta ndihmojë në këtë. Dhe kur njëri nga bashkëshortët është duke bërë një vepër të ndaluar, është e ndaluar për tjetrin që ta ndihmojë atë në këtë vepër. Aliu *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk lejohet bindja ndaj qenies njerëzore, nëse ajo përfshin mosbindje ndaj Allahut. Bindja bëhet vetëm në gjëra të mira."***[44]

[43] Surja El-Maide, ajeti 2.

# Ndihmesa e njëri-tjetrit në adhurim dhe bindje ndaj Allahut

Individi nganjëherë dobësohet dhe e zvogëlon kryerjen e disa veprave të adhurimit. Ndihma dhe përkrahja e mirë, do t'ia shtonte atij vetëbesimin dhe vendosmërinë. Dhe kush është më i përshtatshëm për të dhënë këtë përkrahje sesa bashkëshorti/ja?! Një shembull i mirë për këtë është dhënë nga Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* sa i përket namazit të natës. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Allahu e mëshiroftë atë burrë që zgjohet natën dhe falet dhe e zgjon gruan e tij për t'u falur, e nëse ajo kundërshton, e spërkat lehtë fytyrën e saj me ujë. Dhe Allahu e mëshiroftë atë grua që zgjohet natën dhe falet dhe e zgjon burrin e saj për t'u falur, e nëse ai kundërshton, e spërkat lehtë fytyrën e tij me ujë."*** [45]

Në këtë hadith, duhet vënë re mënyrën e dashur dhe të këndshme për ta zgjuar bashkëshortin. Në mes të gjumit, një person pa dyshim se do të shqetësohej nëse dikush papritur e tund ose i hedh shumë ujë të ftohtë, gjë që do ta bënte atë të mos dëshirojë bashkëpunim me personin që ia ka shkaktuar këtë shqetësim. Në anën tjetër, një qasje e mirë dhe e dashur, do të rezultojë në bashkëpunim të mirë.

---

[44] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë. Një hadith i ngjashëm transmetohet nga Ahmedi dhe të tjerë nga Imran Bin Husejn, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. "*Sahihah*" nr. 179, 180.

[45] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 3494.

# Ruajtja e familjes

E diskutuam më herët në këtë kapitull, se të dy bashkëshortët kanë përgjegjësi të madhe brenda familjes. Pjesë e kësaj përgjegjësie është mbrojtja dhe ruajtja e familjes nga dëmtimi dhe shkatërrimi. Kjo arrihet vetëm përmes udhëheqjes së familjes drejt mësimeve të mira të Islamit dhe largimit nga të këqijat e shejtanit dhe pasuesve të tij. Në këtë mënyrë, të dy bashkëshortët duhet ta ndihmojnë njëri-tjetrin në udhëzimin e fëmijëve të tyre drejt Xhennetit dhe larg zjarrit. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët."** [46]

Në komentim të këtij ajeti, transmetohet se Aliu *radijAllahu anhu* ka thënë:

*"Mësojuani atyre sjelljet e mira dhe edukojini ata."* [47]

Dhe Ibën Abasi *radijAllahu anhu* ka thënë:

*"Veproni në bindje ndaj Allahut, evitoni mosbindjen ndaj Allahut dhe urdhërojini familjet tuaja për të vepruar në përkujtim të Allahut. Atëherë, Allahu do t'iu mbrojë nga zjarri."* [48]

# Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja

Të dy bashkëshortët duhet ta ndihmojnë njëri-tjetrin në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, fillimisht mes

[46] Surja Et-Tahrim, ajeti 6.
[47] "Tefsir Ibën Kethir".
[48] "Tefsir Ibën Kethir".

njëri tjetrit, e pastaj edhe njerëzit e tjerë. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**“Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat; falin namazin, japin zeqatin dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këta janë ata që do t’i mëshirojë Allahu. Se, Allahu me të vërtetë, është i Plotfuqishëm dhe i Urtë. Allahu u ka premtuar besimtarëve dhe besimtareve kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë, si dhe pallate të mrekullueshme në Xhennetin e Adnit. Por, kënaqësia prej Allahut është shpërblimi më i madh. Kjo është fitorja madhështore.”** [49]

# Plotësimi i dëshirës së njëri-tjetrit

Një nga qëllimet kryesore të martesës është ruajtja e dëlirësisë. Kjo zakonisht lidhet më shumë me burrin sesa me gruan. Mirëpo, pa dyshim se ka të bëjë me gruan gjithashtu, meqë është obligimi i burrit të saj që ta kënaqë atë sa më shumë që ka mundësi.

Andaj, është obligim për secilin nga dy bashkëshortët që ta përmbushin detyrën martesore ndaj njëri-tjetrit. Ata duhet të bëjnë gjithçka që është e mundur, përderisa ato gjëra janë të lejuara në Islam, për ta mbrojtur njëri-tjetrin nga joshjet e shejtanit. Më shumë rreth kësaj, do të diskutohet në dy kapitujt e radhës.

[49] Surja Et-Teube, ajetet 71-72.

# Të drejtat e gruas

## Kultura para Islamit

Tek fiset dhe shoqëritë e vjetra, të cilat devijuan nga shpallja e pastër, gruaja është konsideruar një produkt tregtie. Në disa kultura madje kanë pasur besimin se ajo është një qenie e fëlliqur, që rrjedh nga puna e shejtanit. Ky nocion rreth grave ka qenë i pranishëm madje edhe në tekstet e çifutëve dhe të krishterëve.

Ngjashëm, pozita e gruas ka qenë jashtëzakonisht e degraduar gjatë xhahiljjetit, pra periudhës para Islamit. Ajo është konsideruar pjesë e pronës së babait apo burrit të saj, është transferuar përmes trashëgimisë sikur pjesë të tjera të pronës. Arabët e konsideronin lindjen e vajzës si shenjë ogurzezë, e shpesh çliroheshin nga ajo duke e varrosur të gjallë.

Statusi dhe të drejtat e gruas vendosen vetëm në udhëzimin e drejtë të Allahut, i cili erdhi përmes të Dërguarve të Tij, nëpër vite. Pas ndryshimit apo zhdukjes së të gjitha shpalljeve të mëhershme, erdhi Islami për t'i vënë majën të gjitha atyre shpalljeve, me udhëzimin më të përkryer nga Allahu, duke mos lënë detaj pa e prekur dhe duke e rivënë pozitën e drejtë ndaj grave. Ajo nuk është qenie e vogël, që burri ta nënçmojë e ta shtypë siç i konvenon. Më saktë, ajo është plotësuese e tij. Aishah, Enesi, dhe Umm Sulejm *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Me të vërtetë, gratë janë binjake të burrave."*** [50]

[50] Ahmedi, Ebu Davudi, dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 1983, 2333.

# Të drejtat e gruas në Islam

Të drejtat e gruas janë të përcaktuara nga Allahu. Askush nuk mund t'i shkelë ato për asnjë arsye. Mikdami *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Me të vërtetë, Allahu subhanehu ue teala ju urdhëron që të jeni të mirë ndaj grave; ato janë nënat, bijat dhe tezet tuaja. Vërtetë, ndonjë nga njerëzit e Librit do martohej me një grua, duart e së cilës nuk lidhnin dot një pe (nga padituria). E prapëseprapë, asnjëri nga ta nuk do donte të ndahej."***[51]

Fuqia më e paktë fizike e gruas, nuk është arsye asnjëherë që burri t'ia shkelë të drejtat e saj. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Unë ju paralajmëroj fuqishëm rreth të drejtave të dy të dobëtëve: jetimit dhe gruas."*** [52]

# Të drejtat e bashkëshortes në Islam

Të drejtat e gruas mbi burrin e saj, janë qartë të urdhëruara dhe fuqishëm të rrënjosura në Islam. I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ua dha udhëzimin një grupi prej shokëve të tij, duke përfshirë Uthman bin Maz'unin[53] dhe Abdullah bin Amrin,[54] *radijAllahu anhuma*.

---

[51] Ahmedi, Ibën Maxhe, dhe të tjerë. "*Sahihah*" nr. 1015 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 2447.

[52] Taberani në "*El-Kebir*". Fillimisht i verifikuar si i dobët nga shejh Albani, por ai eventualisht e deklaroi hasen, siç ceket nga Zuhejr Shauish në "*Daiful Xhami*" nr. 1763.

[53] Ahmedi dhe Ebu Davudi. "*Iruaul Galil*" nr. 2015.

***"Gruaja jote ka të drejta mbi ty."*** [55]

Amër bin el-Ahuas *radijAllahu anhu* ka treguar[56] se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

"**Vini re! Ju keni të drejta mbi gratë e juaja dhe ato mbi ju."** [57]

Përmbushja e të drejtave të gruas është një shenjë që tregon *takua*: përulje ndaj Allahut dhe frikë nga dënimi i Tij. Është besim në mes njeriut dhe Zotit të Tij *subhanehu ue teala*, dhe Ai do ta marrë në pyetje për këtë besim. Xhabiri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Frikësojuni Allahut për gratë e juaja. Vërtetë, ju i keni marrë ato (në martesë) përmes një amaneti nga Allahu dhe i keni bërë të lejuara pjesët e tyre intime me lejen e Allahut. Ato kanë të drejta mbi ju: t'i furnizoni me ushqim dhe veshje në mënyrë të duhur."*** [58]

Gruaja ka të drejta dhe obligime. Të drejtat e saj duhet të përmbushen në mënyrë serioze dhe të drejtë. Kjo është një kërkesë e rëndësishme në Islam. Neglizhenca e saj, në mënyrë të qartë përmban një akt mosbindjeje dhe kërcënon mirëqenien e familjes dhe shoqërisë muslimane.

Do vazhdojmë diskutimin e disa prej të drejtave që lidhen në mënyrë të veçantë me gruan në Islam.

---

[54] Hadithi i plotë ceket më vonë në këtë kapitull.
[55] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[56] Hadithi i plotë ceket në fillim të librit, nën titullin '*Dallimet natyrale*'.
[57] Tirmidhiu, Nesaiu, dhe Ibën Maxhe. "*Sahihul Xhami*" nr. 7880 dhe "*Iruaul Galil*" nr. 2030.
[58] Muslimi dhe Ebu Davudi, si pjesë e hadithit të gjatë të Xhabirit, që e përshkruan haxhin e të Dërguarit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

# Mbrojtja

## Një obligim i rëndësishëm mbi burrin

Mbrojtja dhe siguria janë gjërat më të rëndësishme për qenien njerëzore. Njeriu ka nevojë të ndihet mjaft i mbrojtur për të funksionuar në mënyrë normale dhe t'i kryejë detyrat e zakonshme. Gruaja është zakonisht më e dobët dhe shikon drejt burrit të saj për mbrojtje. Një nga obligimet më të rëndësishme të burrit, është të ofrojë mbrojtje për gruan e tij. Kjo është pjesë e përgjegjësisë së tij si udhëheqës i familjes:

**"Meshkujt kanë autoritet mbi gratë, meqë Allahu u ka dhënë disa cilësi mbi ato dhe meqë ata shpenzojnë për mbajtjen e tyre."** [59]

Ky ajet tregon se Allahu u ka dhënë burrave udhëheqësi (ose kauameh) për shkak të disa cilësive të caktuara, që normalisht do t'ia mundësonin atij ta përmbushë këtë përgjegjësi. Cilësi prej më të rëndësishmeve të udhëheqësit, është aftësia e tij për t'i mbrojtur ata pas tij dhe të furnizuarit e tyre përmes një atmosfere sigurie dhe harmonie.

Mbrojtja është një term i përgjithshëm që mbulon formën fizike, emocionale dhe forma tjera të mirëqenies. Burri duhet të përpiqet ta mbrojë gruan e tij në të gjitha këto anë. Disa detaje nga kjo do të diskutohen në vijim.

## Xhelozia

Si manifestim i dashurisë së burrit ndaj gruas së tij, ai duhet të ketë xhelozi për të. Xhelozia është shqetësimi i tij madhor për

[59] Surja En-Nisa, ajeti 34.

mirëqenien e saj dhe përkushtimi për ta mbrojtur atë nga çdo gjë që mund ta dëmtojë, si: një prekje, fjalë apo shikim i keq.

Mirëpo, ajo nuk duhet ta arrijë pikën e mosbesimit dhe dyshimit mbi të, pa arsye, e as të jetë për qëllim të gjeturit e gabimeve të mundshme. Xhabir Ibën Atik *radijAllahu anhu*, ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Vërtetë, ka prej xhelozisë që Allahu e do dhe ka prej saj që Allahu e urren. Sa i përket asaj që Ai e do, është ajo që bazohet në dyshim të vlefshëm. Ndërsa prej asaj që Ai e urren, është ajo që nuk bazohet në dyshim të vlefshëm."***[60]

Personi pa (xhelozi) gajrah quhet *dejuth*. Dejuthi është personi i cili nuk kujdeset të mbrojë nderin e gruas së tij. *Dejuthi* nuk do të hyjë në *Xhennet*.

## Evitimi i dyshimit të panevojshëm

Siç u cek në pjesën para kësaj, njeriu nuk duhet të ushqejë dyshime të paarsyeshme rreth gruas së tij, e as nuk duhet të hulumtojë për gabime, për të cilat do të mund ta fajësonte atë.

Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ndaloi burrin nga ardhja papandehur në shtëpi, në mënyrë të atillë sikur do ta zë gruan e tij duke vepruar një të keqe që ai nuk e do. Xhabiri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur ndonjëri prej jush mungon për një kohë të gjatë (nga ndonjë udhëtim), nuk duhet t'i trokasë papritmas familjes së tij natën."***[61]

[60] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë. "*Iruaul Galil*" nr. 1999.
[61] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

Enesi *radijAllahu anhu* ka treguar:

*"I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem kurrë nuk kthehej te familjet e tij (pas udhëtimeve) natën. Ai kthehej në mëngjes ose pasdite."*[62]

## Ruajtja e fshehtësive të saj

Është rreptësisht e ndalur për burrin t'i shfaqë fshehtësitë e gruas, veçanërisht në çështje intime, gjëra këto që askush nuk duhet t'i dijë, përveç burrit të saj, si: dobësitë e saj fizike dhe emocionale, reagimi i saj ndaj disa gjërave intime, e kështu me radhë. Ebu Se'id el Hudri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-All-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Vërtetë, prej njerëzve që do kenë pozitën më të rëndë para Allahut në Ditën e Gjykimit, është ai i cili pasi i qaset gruas së tij në intimitet dhe ajo atij, ai i shfaq sekretet e saj."*** [63]

Shfaqja e fshehtësive të gruas, sjell mosbesim dhe frikë në zemrën e saj dhe mund të jetë shenjë e tendencës që ai burrë të jetë dejuth.

# Përkrahja financiare

## Pjesë e të qenët i përgjegjshëm

Një nga përgjegjësitë e mëdha të burrit përballë gruas dhe familjes, është ofrimi i përkrahjes financiare. Kjo përgjegjësi është nga arsyet e rëndësishme për të cilën Allahu e ka caktuar burrin si udhëheqës të familjes:

[62] Buhariu dhe Muslimi.
[63] Muslimi, Ebu Davudi dhe të tjerë.

**“Meshkujt kanë autoritet mbi gratë, meqë Allahu u ka dhënë disa cilësi mbi ato dhe meqë ata shpenzojnë për mbajtjen e tyre.”** [64]

Në hadithin e Xhabirit *radijAllahu anhu* që e cekëm më herët, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***“Ato (gratë tuaja) kanë të drejtë mbi ju: t’i furnizoni ato me ushqim dhe veshje në mënyrë të duhur.”***[65]

## Furnizimi të jetë në përputhje me mundësitë e bashkëshortit

Përkrahja financiare që kërkohet prej burrit është në përputhje me mundësitë e tij financiare. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**“Allahu nuk e ngarkon askënd përtej mundësisë që (njeriu) e ka.”**[66]

Burri nuk është i detyruar të japë më shumë se sa që ka, e as nuk i lejohet të japë ndihmë të mangët kur ka mundësi të japë më shumë. Allahu *subhanehu ue teala*, sa i përket grave të cilat burrat i ndajnë para se të kenë marrëdhënie me to, thotë:

**“Por u jepni dhuratë të pëlqyeshme: i pasuri sipas gjendjes së tij dhe i vobekti sipas gjendjes së vet. Kjo është detyrë e atyre që dëshirojnë të bëjnë vepra të mira.”** [67]

[64] Surja En-Nisa, ajeti 34.
[65] Muslimi dhe Ebu Davudi.
[66] Surja El-Bekare, ajeti 286.
[67] Surja El-Bekare, ajeti 236.

Dhe Allahu *subhanehu ue teala*, për furnizimin e grave të shkurorëzuara gjatë periudhës së tyre të pritjes, thotë:

**“Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka, ndërsa i varfri le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu; Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa i ka dhënë. Pas vështirësisë, Ai sjell lehtësimin.”** [68]

# Vetëmjaftueshmëria

Burri duhet ta shikojë seriozisht çështjen e përgjegjësisë së tij financiare ndaj gruas dhe familjes së tij. Ai nuk duhet t’u drejtohet të tjerëve për ndihmë para se t’i ketë marrë të gjitha shkaqet e mundshme për t’u pavarësuar dhe për t’u bërë i vetëmjaftueshëm. Vetëmjaftueshmëria e sjell ndjenjën e sigurisë dhe dinjitetit tek e gjithë familja. Si rrjedhojë, është një synim që e meriton kërkimin më serioz.

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***“Pasha Allahun, që ndonjëri prej jush të shkojë në mëngjes, të mbledhë dru, t’i bartë në shpinë dhe t’i shesë për t’i plotësuar nevojat e tij, e të japë sadaka nga to, kjo është më mirë për të se sa të shkojë te një njeri dhe t’i kërkojë atij, e ai t’i japë ose ta refuzojë. Kjo është kështu, sepse dora e lartë (ajo që jep) është më e mirë se dora e ultë (ajo që merr). Dhe filloni (t’u jepni) me ata me të cilët jeni përgjegjës.”*** Dikush e pyeti: “Për kënd jam përgjegjës unë, o i Dërguar i Allahut?” Ai *sal-lAll-llahu*

[68] Surja Et-Talak, ajeti 7.

*alejhi ue sel-lem* u përgjigj: ***"Gruaja jote është nga ata për të cilët je përgjegjës, robëresha jote dhe fëmija yt."***[69]

Për fat të keq, shohim se shumë burra myslimanë në Perëndim, mbështeten fort ose vetëm në ndihmën financiare ose atë publike, përderisa i kanë mundësitë për t'u vetëmjaftuar, siç ceket në hadithin më lartë. Është gjithashtu përçmuese të vërehet që ka raste kur një burrë i marton dy ose më shumë gra, dhe të gjitha jetojnë me ndihmën publike, përderisa ai udhëheq një jetë të papërgjegjshme, duke mos e përmbushur detyrën e tij të mbajtjes së tyre, madje në disa raste duke ua marrë atyre paratë që i fitojnë dhe duke i përdorë ato për nevoja të veta.

## Një bamirësi që shpërblehet shumë

Përveç që është një obligim për burrin të shpenzojë për gruan dhe familjen e tij, ky shpenzim numërohet edhe si sadaka për të. Amër Bin Umejjeh ed-Damri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Çfarëdo që burri i jep gruas së tij, është sadaka."***[70]

Ebu Mes'ud El Ensarij *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur burri (muslimani) shpenzon në familjen e tij, duke e kërkuar shpërblimin nga Allahu, kjo llogaritet si sadaka për të."***[71]

---

[69] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë. Pjesa e fundit transmetohet nga Darakutniu dhe Ahmedi në "*Iruaul Galil*" nr. 834.
[70] Ahmedi. E saktësoi shejh Albani në "*Sahihah*" nr. 1204 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 5540.

Sa'd Bin Ebi Uekasi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Vërtetë, për ato para që i shpenzon në familjen tënde, do të shpërblehesh, qoftë edhe për një kafshatë që e vendos në gojën e gruas tënde."***[72]

El Mikdam Bin Ma'di Jakribi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel*-lem ka thënë:

***"Çfarëdo qoftë ajo me të cilën e ushqen veten, është sadaka për ty. Çfarëdo qoftë ajo me të cilën e ushqen fëmijën tënd, është sadaka për ty. Çfarëdo qoftë ajo me të cilën e ushqen gruan tënde, është sadaka për ty. Dhe çfarëdo qoftë ajo me të cilën e ushqen shërbëtorin tënd, është sadaka për ty."***[73]

## Mënyra më e mirë e shpenzimit

Brenga e burrit duhet së pari të jetë për ta plotësuar nevojën e gruas dhe familjes së tij, në mënyrë të arsyeshme. Madje edhe para se të japë pasuri në rrugën (çështjen) e Allahut. Xhabir Bin Semurah *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur ndonjërit prej jush i jep Allahu ndonjë të mirë (që është furnizimi), ai duhet të fillojë me (shpenzimin për) veten dhe anëtarët e familjes së tij."*** [74]

---

[71] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[72] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[73] Ahmedi, Taberani në "*El-Kebir*" dhe Buhariu në "*Edeb el Mufrad*". "*Sahihah*" nr. 452.
[74] Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë.

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Dinari që e shpenzon për rrugën e Allahut (që është xhihadi), dinari që e ofron për lirimin e një robi, dinari që e jep si lëmoshë për nevojtarin dhe dinari që e shpenzon në familjen tënde, shpërblimin më të madh e ka dinari që e shpenzon për familjen tënde."***[75]

## Kujdesi adekuat është një e drejtë meritore e gruas

Nëse një njeri nuk e mban financiarisht gruan e tij, në pajtueshmëri me burimet e tij financiare dhe nevojat e saj, ajo do të arsyetohej të merrte pa lejen e tij një pjesë të parave të tij, që do t'i mjaftonin asaj dhe fëmijëve të saj.

Aishah *radijAllahu anha* ka treguar se Hind Bint Utbeh shkoi te i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* dhe tha: *"O i Dërguar i Allahut! Vërtetë, Ebu Sufjani është njeri koprrac. Ai nuk më jep aq sa do më mjaftonte mua dhe fëmijëve të mi, përveç asaj që e marr pa dijen e tij."* Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha:

***"Merr nga pasuria e tij në mënyrë të arsyeshme, aq sa do të mjaftonte ty dhe fëmijëve tu."***[76]

## Mëkati i madh i neglizhencës

Është mëkat i madh për burrin ta neglizhojë mbajtjen mirë të gruas së tij dhe të tjerëve që varen nga ai. Abdullah bin Amër

[75] Muslimi.
[76] Muslimi.

*radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Mëkat i mjaftueshëm për ty do ishte ta mbash peng (mbështetjen) ndaj atyre për të cilët je përgjegjës për t'i ushqyer."***[77]

Në një transmetim tjetër, Abdullah Bin Amër *radijAllahu anhu* ka thënë se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Mëkat i mjaftueshëm për personin do të ishte që ai t'i neglizhojë ata të cilët duhet t'i ushqejë (që i ka nën përgjegjësi)."***[78]

## Furnizimi i saj me ushqim, veshje dhe nevoja të tjera elementare

E drejta e gruas për mbështetje financiare, përfshin ushqimin dhe veshmbathjen. Allahu *azze ue xhel* për gratë kujdestare, thotë:

**"Babai i fëmijës ka për detyrë, sipas mundësisë së tij, që t'i sigurojë si duhet ushqim dhe veshmbathje."**[79]

Domethënia e njëjtë shihet në hadithin e mësipërm të Xhabirit (pak më lartë). Mu'auijeh Bin Hajdeh el Kushejri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

---

[77] Muslimi.
[78] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 4481 dhe "*Iruaul Galil*" nr. 894.
[79] Surja El Bekare, ajeti 233.

***"E drejta e gruas mbi burrin e saj, është që ai ta ushqejë atë kur të hajë vetë, ta veshë atë kur të vishet vet, t'i ikë goditjes së fytyrës së saj, ta evitojë përçmimin e saj (përmes fjalëve ose veprave) dhe mos ta bojkotosh atë (para syve të tjerëve) përveçse brenda shtëpisë."[80]***

Në një transmetim tjetër, Mu'auijeh Bin Hajdeh *radijAllahu anhu* ka thënë se e ka pyetur të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*: *"O i Dërguar i Allahut! Cila është e drejta gruas mbi bashkëshortin e saj?"* Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u përgjigj:

***"E drejta e saj mbi ty është që ta ushqesh atë kur të ushqehesh vetë, ta veshësh atë kur të vishesh vetë, të mos i thuash: "Je e keqe (në fytyrën tënde, familjen e fisin tënd etj)", mos ta godasësh dhe mos ta bojkotosh atë (para syve të tjerëve) përveçse brenda shtëpisë (veçanërisht pasi jeni bërë shumë intimë me njëri-tjetrin), përveç në gjëra që e lejojnë të dënuarit e saj."[81]***

## Ofrimi i një vendbanimi të arsyeshëm

Është e drejtë për gruan të ketë vendbanim të arsyeshëm në varësi të mundësisë financiare të bashkëshortit. Allahu *azze ue xhel* thotë:

**"Gratë e ndara në periudhën e pritjes, le të banojnë aty ku banoni edhe ju, sipas mundësive tuaja dhe mos u bini në qafe për t'i detyruar (të largohen)." [82]**

Edhe pse ky ajet në mënyrë direkte zbatohet te gratë e divorcuara gjatë periudhës së tyre të pritjes, kuptimi i tij është

[80] Taberani në "*El Kebir*", Hakimi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 3149 dhe "*Iruaul Galil*" nr. 2033.
[81] Ahmedi, Ebu Davudi dhe Ibën Maxhe. në "*Sahih Ebi Davud*" nr. 1875-1877 dhe "*Iruaul Galil*" nr. 2033.
[82] Surja Et-Talak, ajeti 6.

më i përgjithshëm. Gjithashtu zbatohet te të gjitha ata për të cilat burri është përgjegjës, më të rëndësishmit: gruaja dhe fëmijët e tij.

## Mehri (Dhurata e martesës)

Sadaku ose mehri është e drejta e parë financiare e gruas mbi burrin e saj. Ajo kërkohet me kryerjen e kontratës së martesës.

# Trajtimi i mirë dhe mëshira

## Obligim mbi burrin

Gruaja e ka të drejtë të respektohet dhe të trajtohet mirë. Kjo nuk është një mirësi zgjedhore nga bashkëshorti i saj, por një obligim i vendosur nga Allahu i Madhëruar. Ajo çfarë burri nuk mund ta kontrollojë, d.m.th. prezencën e zemrës, nuk duhet të ndikojë në mënyrën e trajtimit të gruas së tij. Allahu *azze ue xhel* urdhëron:

**"Jetoni e silluni mirë me to! Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, (duroni!) sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira."** [83]

## Shenjë e natyrës së tij të mirë

Pasqyrimi i mirësisë ndaj gruas së tij, është shenjë e natyrës së mirë dhe drejtësisë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka dhënë shembullin e përkryer se si besimtari i drejtë duhet ta

[83] Surja En-Nisa, ajeti 19.

trajtojë gruan e tij. Aishah *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Më i miri prej jush është ai i cili është më i miri me familjen e tij. Dhe unë jam më i miri prej jush ndaj familjes sime."*** [84]

Ebu Hurejra, Ibën Abasi dhe të tjerë *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Më të mirët prej jush janë ata të cilët janë më të mirët ndaj grave të tyre (ose familjes)."***[85]

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* gjithashtu ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Besimtarët më të kompletuar në besim janë ata me sjelljet më të mira dhe më të mirët prej tyre janë ata të cilët janë më të mirët ndaj grave të tyre."***[86]

## Të kuptuarit e natyrës së saj të brishtë

Gruaja ka natyrë të brishtë, fizikisht dhe emocionalisht. Të kuptuarit e kësaj ia mundëson burrit ta trajtojë atë me konsideratë dhe mëshirë.

Enesi *radijAllahu anhu* ka treguar se njëherë i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka qenë në një udhëtim së bashku me gratë e tij. Një ngasës i devesë abisinian, i quajtur Enxhesheh, po i ngiste devetë (mbi të cilat ishin gratë). Ai këndonte tekste

[84] Tirmidhiu, Ibën Hibani dhe të tjerë. "*Sahihah*" nr. 285.
[85] Ahmedi, Tirmidhiu dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 3265, 3266, 3316.
[86] Tirmidhiu dhe Ibën Hibani. "*Sahihah*" nr. 284.

poezish gjatë ngasjes së deveve dhe këndimi i tij i bënte devetë e grave të ecnin më shpejtë. Kështu, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha:

***"Mjerë për ty, o Enxhesheh! Ngadalë, mos e nxito (në këndimin tënd) ngasjen e "enëve të kristalta (qelqta)."*** [87] [88]

Sipas një numri dijetarësh, duke përfshirë edhe Buhariun, Kurtubiun, dhe Askalanin[89], i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* me këtë ka pasur për qëllim dy gjëra:

1. Gratë kanë natyrë dhe trup delikat, e ngasja shumë e shpejtë e tyre mund t'i dëmtojë ato ose t'i bëjë të rrëzohen.
2. Gratë kanë natyrë emocionale, duke e bërë të lehtë që ato të preken nga këndimi dhe poezia, gjë që mund t'i ndikojë zemrat e tyre dhe t'u sjellë fitne.

## Të kuptuarit dhe ballafaqimi me qëndrimin e gruas

Çdo person, mashkull apo femër, mund të shfaqë qëndrim të zemërimit, herë pas here. Burri, zemërimin e saj të rastit, nuk duhet ta bëjë si mjet për shpagim dhe hakmarrje. Më saktë, ai duhet të ballafaqohet me të përmes shakasë ose me kujdes, duke e pasuar shembullin e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Aishah *radijAllahu anha* ka treguar se një ditë i

[87] Fjala "enët e qelqta" . i referohet grave në këtë rast, që janë të atilla që thyhen lehtë, të brishta e të ndjeshme.
[88] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[89] Siç e gjejmë në "*Fet'hul Bari*".

Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i kishte thënë asaj:

***"Vërtetë, e di kur je e kënaqur me mua dhe kur je e zemëruar. Kur je e kënaqur me mua, thua (gjatë betimit): "Jo, pasha Zotin e Muhamedit." Dhe kur je e zemëruar me mua, thua: "Jo, pasha Zotin e Ibrahimit."*** Ajo ia ktheu: *"Po vërtetë, pasha Allahun, o i Dërguari Allahut. Nuk braktisi tjetër gjë (kur jam e zemëruar), përveç emrit tënd."*[90]

## Të kuptuarit e natyrës së gruas (brinjës së lakuar)

Kur gruaja e bën një gabim, bashkëshorti i saj duhet të ketë durim dhe dashamirësi, duke e kuptuar se diçka nga ajo që duket si gabim, mund të mos jetë e tillë. Gruaja ka natyrë ndryshe nga ajo e burrit, dhe kështu ajo mund t'i marrë veprat më ndryshe nga ai.

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka treguar se gruaja (Hava) është krijuar nga brinja e burrit (Ademit). Sipas natyrës së tij, brinja është i lakuar. Kështu, natyra e gruas asnjëherë nuk do të përputhet plotësisht me të burrit, sepse ka një 'lakore' mes tyre.

Mund të thuhet gjithashtu, se nga këndvështrimi i gruas, ka një lakore në natyrën e burrit, që do të thotë se veprat e tij asnjëherë nuk do të përputhen plotësisht me të saj.

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka urdhëruar:

---

[90] Buhariu, Muslimi dhe Ahmedi.

***"Kujdesuni mirë për gratë, sepse gruaja është krijuar nga brinja e lakuar, dhe pjesa më e lakuar e brinjës është fundi i sipërm. Nëse insiston ta drejtosh atë, do ta thyesh dhe nëse e lë ashtu, do të mbetet i lakuar. Andaj, kujdesuni mirë për gratë."***[91]

Në këtë hadith, përmendja e pjesës së sipërme të brirnjës, duket se ka për qëllim kokën, e cila i sistemon aftësitë më madhore të njeriut (shikimin dhe dëgjimin) dhe gjuhën, e cila e bën të folurit. Koka është gjithashtu pjesa e trupit në të cilën ndodh procesi i të menduarit. Ibën Haxheri *radijAllahu anhu* ka thënë:

*"Është e mundur që ai sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem, e ka dhënë këtë shembull për pjesën e sipërme të gruas, sepse pjesa e saj e sipërme është koka, e cila përfshin gjuhën, prej së cilës vjen dëmi."*[92]

Kjo do të thotë që dallimi në mes burrit dhe gruas është rëndom në qasjen e tyre të ndryshme kundrejt ballafaqimit me çështje të cilat përfshijnë 'të menduarit', mënyrës se si i perceptojnë gjërat dhe se si reagojnë emocionalisht (duke qeshur, mallkuar, gënjyer etj), në rrethana të ndryshme.

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka urdhëruar:

***"Ai i cili e beson Allahun dhe Ditën e Fundit, kur e dëshmon një çështje, duhet të thotë diçka të mirë ose të heshtë. Kujdesuni mirë për gratë, sepse gruaja është krijuar nga brinja, dhe pjesa më e lakuar e brinjës është pjesa e sipërme.***

[91] Buhariu dhe Muslimi
[92] "*Fet'hul Bari*" nr. 5186.

***Kështu, nëse insistoni ta drejtoni atë, do ta thyeni dhe nëse e lini, do të mbetet i lakuar. Andaj, kujdesuni mirë për gratë.”*** [93]

Këshilla në këtë, sa i përket thënies së fjalëve të mira, e konfirmon atë që e kemi potencuar, se koka duke qenë burimi i fjalëve, është gjithashtu burimi i dallimeve në mes burrit dhe gruas dhe prej së cilës duhet të jenë vigjilent.

Semurah *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* ka thënë:

***“Gruaja është krijuar nga brinja. Nëse provon ta drejtosh brinjën, do ta thyesh. Andaj, bëhu i mirë me të, pastaj do të jetosh (në gëzim) me të.”***[94]

Në këtë fjali, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* detyrimin e gruas për të ndryshuar disa nga vetitë e saj, e përshkruan si thyerje të brinjës dhe thyerja e brinjës do të thotë divorcimi. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***“Gruaja është krijuar nga brinja. Ajo nuk do të jetë e drejtë sipas rrugës tënde. Nëse kënaqesh me të, kënaqesh duke pasur shtrembërim në të. Dhe nëse provon ta drejtosh atë, do ta thyesh, e thyerja e saj është divorcimi i saj.”*** [95]

## Të shikosh anën e saj të mirë

Nga ajo që u tha më lartë, arrijmë në përfundim se burri duhet t’i anashkalojë disa nga gabimet e gruas, përderisa nuk janë mëkate. I Dërguari i All-llahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka

[93] Muslimi.
[94] Ahmedi, Ibën Hibani dhe Hakimi. “*Sahihul Xhami*” nr. 1944.
[95] Muslimi dhe Tirmidhiu.

treguar se ndryshimi i disa vetive të gruas, është i vështirë ose pothuajse i pamundur.

Ashtu sikurse burri, as gruaja nuk është e përkryer. Për ta shijuar martesën, burri duhet të falë dhe t'i anashkalojë disa nga veprat e gruas, të cilat atij nuk i pëlqejnë. Në të njëjtën kohë, ai duhet të jetë mirënjohës ndaj veprave të saj, të cilat atij i pëlqejnë. Sigurisht, në të shumtën e rasteve, pikat e saj të mira i tejkalojnë ato të këqijat. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, (duroni!) sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira."** [96]

Ebu Hureja *radijAllahu anhu* ka thënë se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Besimtari të mos e urrejë besimtaren. Nëse atij nuk i pëlqen një cilësi, do t'i pëlqejnë të tjerat cilësi të saj."*** [97]

Të ndalurit vetëm në anën e keqe, duke e injoruar anën e mirë, është një rrugë e sigurt drejt shkatërrimit të martesës. Nëse burri e injoron këtë fakt, martesën e tyre do ta mbushë vuajta, mjerimi dhe mërzia, e kjo mund të dërgojë në divorc.

## Argëtimi i bashkëshortes

Është e preferuar për burrin të jetë lozonjar e shakatar me gruan e tij dhe të bëjë gjëra të lejueshme që do ta argëtonin atë e që do sillnin hare në zemrën e saj. Kjo ka qenë traditë tek Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* me gratë e tij, siç transmetohet në

[96] Surja En Nisa, ajeti 19.
[97] Muslimi dhe Ahmedi.

mënyrë të gjerë nga Aishah dhe nënat tjera të besimtarëve *radijAllahu anhuma*. Shembull i mirë është hadithi për Ummu Dherrin, që prezantohet në fund të këtij libri.

Xhabir ibën Abdilah dhe Xhabir bin Umejr *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Çdo gjë që nuk përfshin përmendje të Allahut, është e pavlerë, hutim dhe lojë, përveç katër gjërave: një burrë që e argëton gruan e tij, një që e ushtron kalin e tij, një që ecë mes dy caqeve (kur praktikon shigjetarinë) dhe një i cili ia mëson notin një burri tjetër."*** [98]

# Dhënia selam gruas dhe familjes

Muslimani duhet t'i japë selam muslimanëve tjerë kur t'i takojë ata. Ky obligim është i konfirmuar edhe më shumë me familjen. Në vend të përdorimit të përshëndetjeve jo islamike, si: "Tung", "Mirëmëngjesi", "Mirupafshim", "Kalofsh mirë" etj, njeriu duhet të përdorë përshëndetjen e bekuar të Islamit "*Es selamu alejkum".*

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Vërtetë, Islami ka gurë dhe shenja (që tregojnë kufijtë e tij) sikur shenjat e rrugës. Prej tyre është të besosh në Allahun dhe të mos i shoqërosh asgjë në adhurim, kryerja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit, kryerja e Haxhit në Shtëpinë (Qabe), urdhërimi për të mirë, ndalimi nga e keqja,***

[98] Nesaiu. "*Sahihul Xhami*" nr. 4534 dhe "*Sahihah*" nr. 315.

***përshëndetja e familjes me selam kur të hysh tek ta (në shtëpi) dhe përshëndetja e njerëzve me selam kur të kalosh pranë tyre. Kush e lëshon ndonjërën nga këto, pa dyshim ka lëshuar një pjesë të Islamit dhe kush i lëshon të gjitha këto, pa dyshim ia ka kthyer shpinën Islamit."***[99]

## Paanësia dhe drejtësia

Është obligim mbi bashkëshortin të jetë udhëheqës i familjes, ta trajtojë gruan dhe familjen e tij me paanësi dhe drejtësi. Dështimi në këtë, është indikacion i dështimit të udhëheqjes së familjes.

Bashkëshorti nuk duhet ta përdorë epërsinë e tij materiale dhe fizike për ta shtypur gruan. E kemi diskutuar në kapitullin e mëparshëm ndalimin e shtypjes. Këtu vetëm do ta përmendim sërish hadithin e Xhabir bin Abdilahit dhe Abdullah Ibën Umejrit *radijAllahu anhuma*, se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Largojuni padrejtësisë, sepse ajo do jetë errësirë në Ditën e Gjykimit."***[100]

# Përballimi i poligamisë

## Paanësia është kusht për poligaminë

Edhe pse Islami e lejon të martosh deri në katër gra, e kushtëzon këtë me paanësi. Allahu thotë:

[99] Ibën Selam në "*El-Iman*", Hakimi dhe të tjerë. "*Es-Sahiha*" nr. 333.
[100] Muslimi dhe të tjerë.

**“Nëse keni frikë se nuk bëni drejtësi ndaj jetimeve, atëherë, martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua ose me atë që e keni në pushtetin tuaj. Në këtë mënyrë do t’i ruheni padrejtësisë më lehtë.”** [101]

Andaj, nëse një burrë nuk mund të jetë i drejtë me shumë gra, atëherë nuk i lejohet atij të martojë më shumë se një. “Paanësia” ose “drejtësia”, kanë për qëllim drejtësinë materiale, që do të thotë t’u jepet atyre radhë e barabartë, po ashtu të qenët i barabartë në ushqim, veshmbathje, vendbanim etj.

## Radhë të barabarta

Një burrë që ka disa gra, detyrohet t’u japë atyre radhë të barabarta. Kjo do të thotë që ai duhet të kalojë numër të barabartë të netëve me secilën grua. Ky rregull nuk duhet të thyhet, përveç në tri raste:

1. Nëse bashkëshorti udhëton ku mund ta marrë vetëm njërën grua, ai duhet të zgjedhë me short se cila nga gratë e tij do ta shoqërojë. Kjo ka qenë praktika e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, siç është treguar nga Aishah *radijAllahu anha*:

*“Kur Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem ka caktuar të shkonte në ndonjë udhëtim, ka hedhur short mes grave të tij dhe ka udhëtuar me fituesen.”* [102]

---

[101] Surja En Nisa, ajeti 3.
[102] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

2. Njëra nga gratë mund të zgjedhë t'ia japë radhën e saj një prej grave tjera, siç ka bërë Seudah për Aishen *radijAllahu anhuma*. [103]

3. Në martesën e saj, bashkëshortja e sapomartuar, i ka shtatë ditë të njëpasnjëshme me bashkëshortin e saj nëse është e virgjër dhe tri ditë të njëpasnjëshme nëse nuk është e virgjër.

Ummu Selemeh dhe Enes *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"E virgjëra i merr shtatë net (shtesë) me bashkëshortin e saj. Ajo që nuk është e virgjër i merr tri."***[104]

Umm Selemeh *radijAllahu anha* gjithashtu ka treguar se kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka martuar atë, ai ka qëndruar me të për tri net dhe pastaj i ka thënë:

***"Nuk duhet të nënçmohesh para familjes tënde. Nëse dëshiron, do të qëndroj shtatë net me ty dhe pastaj do të qëndroj nga shtatë net me secilën prej grave tjera, ose nëse dëshiron do të qëndroj tri net me ty, pastaj do ta bëj (ndarjen e netëve me gratë tjera) me radhë."***[105]

Një ngjarje magjepsëse që lidhet me diskutimin e tanishëm, ka ndodhur gjatë udhëheqjes së Umerit *radijAllahu anhu*. Sha'biu *radijAllahu anhu* ka treguar se Ka'b bin Suri ka qenë ulur me Umerin kur erdhi një grua dhe tha: *"O udhëheqës i besimtarëve!*

---

[103] Shih biografinë e Seudes, në kapitullin e V-të.
[104] Muslimi, Ibën Maxhe dhe të tjerë.
[105] Muslimi, Ebu Davudi dhe Ibën Maxhe.

*Kurrë nuk kam parë burrë më të mirë se i imi. Pasha Allahun, ai falet natën dhe agjëron ditën."* Me dëgjimin e kësaj, Umeri e lavdëroi gruan dhe u lut për të ajo me shqetësim u largua. Ka'bi pastaj tha: *"O Prijës i besimtarëve! A nuk duhej ta merrje parasysh ankesën e saj ndaj burrit të saj? Ajo vërtetë ishte shumë elokuente në ankesën e saj."* Umeri u përgjigj: "*Pse nuk po gjykon mes tyre, pasi ke kuptuar nga situata e saj atë që unë nuk e kam kuptuar?"* Ka'bi tha: *"Situatën e saj e shoh sikur t'i kishte tri ortake. Gjykimi im është që t'i lejohen bashkëshortit të saj tri ditë dhe net për adhurim dhe një natë për të."* Umeri tha: *"Pasha Allahun, i kuptuari yt i parë (të situatës së saj), nuk është më magjepsës sesa i dyti (gjykimi). Në këtë mënyrë, po të emëroj si gjykatës mbi Basrah, dhe vërtetë ti je një gjykatës i mrekullueshëm."*[106]

## Dënimi për padrejtësi

Padrejtësia ndaj grave është një vepër nënçmuese që meriton dënim në Ditën e Gjykimit. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut, *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kush i ka dy gra dhe anon pa të drejtë ndaj njërës prej tyre (apo nuk mban drejtësi mes tyre), do të vijë në Ditën e Gjykimit dhe njëra anë e tij do të jetë e anuar."***[107]

## Paanësia nuk përfshin ndjenjat e zemrës

Drejtësia e kërkuar në mesin e grave nuk vlen për dashurinë dhe dhembshurinë, që është një prirje e pakontrolluar e zemrës. Por,

---

[106] Ibën Ebi Shejbeh dhe të tjerë. "*Iruaul Galil*" nr. 2016.
[107] Ebu Davudi, Besaiu dhe të tjerë. "*Iruaul Galil*" nr. 2017 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 6515.

edhe atëherë, Allahu *subhanehu ue teala* na mëson që dashuria e fortë e burrit për njërën nga gratë, nuk duhet ta bëjë atë t'i neglizhojë plotësisht një apo më shumë nga gratë tjera:

**"Ju nuk do të mund të silleni drejt midis grave tuaja, edhe sikur të dëshironi. Andaj, mos anoni krejtësisht vetëm nga njëra, duke e lënë tjetrën si të varur. Nëse ju i përmirësoni marrëdhëniet dhe ruheni nga padrejtësia, ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë."** [108]

Një hadith i cituar shpesh, rreth diskutimit të tanishëm (ky hadith është i dobët), tregohet nga Aishah *radijAllahu anha* se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i ndante baras ditët midis grave dhe pastaj thoshte: "O Allah, kjo është ndarja ime rreth asaj që unë mund ta kontrolloj. Andaj, mos më fajëso për atë të cilën Ti e zotëron e që unë nuk mundem (dashurinë)." [109]

Duhet të vihet re se disa njerëz me dije të kufizuar islamike, debatojnë se ky ajet (En Nisa, 129) e anulon ajetin e mëparshëm (En Nisa, 3), duke arritur në përfundim se poligamia si rrjedhim është e ndaluar në Islam. Ky përfundim i tyre rezulton nga keqkuptimi i tyre, se të dy ajetet i referohen dy llojeve të veçanta dhe të ndryshme të paanësisë.

# Shoqërimi dhe intimiteti

Bashkëshortja ka të drejtë mbi burrin e saj për përmbushje të kënaqësisë emocionale dhe fizike. Siç u njohëm, në ajetin e

[108] Surja En Nisa, ajeti 129.
[109] Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe të tjerë. I dobët nga shejh Albani në "*Iruaul Galil*" nr. 2018.

mësipërm (En Nisa 129), nuk i lejohet burrit ta neglizhojë gruan, duke shkaktuar gjendje të mënjanuar të saj, e të mos kënaqet me dashurinë dhe dhembshurinë e tij. Abdullah Bin Amër el Asi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i ka thënë atij:

***"O Abdullah, a nuk më kanë njoftuar se ti agjëron ditëve dhe falesh netëve (në namaz)? Mos e bëj këtë, sepse do të të lodhen sytë dhe do të të dobësohet trupi. Andaj, agjëro (disa ditë) dhe prishe agjërimin (në ditë tjera) dhe ngrihu (për namazin e natës) dhe fli, sepse me të vërtetë, trupi yt ka të drejtë mbi ty, sytë tu kanë të drejtë mbi ty dhe gruaja jote ka të drejtë mbi ty. Vërtetë, do të të mjaftonte ty të agjërosh tre ditë në muaj, sepse për çdo vepër të mirë ti merr sa vlera e saj e dhjetëfishuar. Andaj, kjo do të llogaritej sikur të agjëroje gjithë kohën."*** Abdullahi tha: "Por në veten time gjej fuqi të bëj më shumë." Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u përgjigj: ***"Atëherë agjëro në mënyrën në të cilën ka agjëruar Pejgamberi i Allahut, Davudi alejhis selam, dhe mos shto më shumë: gjysmën e kohës (një ditë agjërim e një ditë jo)."*** [110]

# Shërbimi dhe ndihma

Siç do ta vërejmë në kapitullin e radhës, është më shumë përgjegjësi e gruas sesa e burrit, veprimi i disa detyrave të ndryshme brenda shtëpisë. Megjithatë, kjo nuk do të thotë që burri të jetë tërësisht jo i gatshëm t'ia shtrijë dorën e ndihmës gruas të tij. Përkundrazi, ndihmesa ndaj saj është shprehje e dashurisë dhe dhembshurisë së tij. Arsyetimi i zakonshëm: "Nuk

[110] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

kam kohë për këtë” është zakonisht i pavërtetë. I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka qenë njeriu më i zënë. Ai e ka bartur shpalljen, i ka udhëhequr ushtritë, i ka udhëhequr myslimanët dhe është kujdesur për të gjitha gratë e tij. Për më shumë, kur ai ishte në shtëpi, ka qenë në shërbim të familjes së tij. El Esuedi ka treguar se e ka pyetur Aishen *radijAllahu anha*: *“Çfarë bënte në shtëpi i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem?”* Ajo tha: *“Ai ka qenë në shërbim të familjes së tij. Kur hynte koha e namazit, shkonte për t’u falur (në xhami*).” [111]

Aishah *radijAllahu anha* gjithashtu është pyetur: *“Çfarë bënte i Dërguari i Allahut në shtëpi?”* Ajo u përgjigj*: “Ai ishte si të tjerët: i pastronte rrobat e tij, e milte delen e tij dhe i shërbente vetës.”* [112]

# Disiplina

Udhëheqësi patjetër duhet të ballafaqohet me punën e ‘vështirë’ të disiplinës. Disiplina është një proces i rëndësishëm që duhet të zbatohet siç duhet; ajo i ka parimet dhe rregullat e veta. Mosrespektimi i këtyre rregullave, do ta minonte ose zhvlerësonte gjithë procesin dhe mund të rezultojë në më shumë dëm sesa dobi.

Burri, duke qenë udhëheqës i familjes, e ka për detyrë zbatimin e “ligjit të familjes” për mirëqenien e familjes. Rregullat e disiplinës në mes burrit dhe gruas së tij, janë caktuar nga Allahu *subhanehu ue teala,* në Librin e Tij dhe Sunetin e të Dërguarit të Tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

[111] Buhariu.
[112] Ahmedi, Buhariu në “*Edebul Mufrad*” dhe të tjerë. “*Sahiheh*” nr. 671.

Në vijim, Allahu *subhanehu ue teala* i përmend katër hapa kryesorë për sjelljen ndaj gruas së pabindur (e cila insiston në thyerjen e urdhrave të Allahut):

**“...Sa i përket grave që ju i druheni mosbindjes dhe sjelljes së keqe nga ana e tyre, këshillojini, (e, nëse kjo s’bën dobi) mos i pranoni në shtrat dhe (në fund) i rrihni ato (lehtas). Por, nëse ato ju binden, atëherë mos ndëshkoni më. Allahu, me të vërtetë, është i Lartësuar dhe i Madhëruar! Nëse i druheni ndarjes midis burrit dhe gruas, atëherë caktoni një ndërmjetës nga ana e burrit dhe një nga ana e gruas. Në qoftë se ata dëshirojnë paqësim, Allahu sjell marrëveshje midis tyre. Allahu, me të vërtetë, është i Gjithëdijshëm dhe i Mirëinformuar.**” [113]

Ebu Bekër Ibnul Arabi *radijAllahu anhu* ka thënë:

*“Nga më e mira që kam dëgjuar në shpjegimin e këtij ajeti, është thënia e Seid Ibën Xhubejrit, e cila është: Burri duhet ta këshillojë atë. Nëse ajo bindet, ai duhet të ndalet me aq, në të kundërtën, ai e braktisë atë. Nëse ajo bindet, ai duhet të ndalet me aq, në të kundërtën ai duhet ta godasë atë. Nëse ajo bindet, ai duhet të ndalet me aq, në të kundërtën ai duhet të kërkojë gjykim, me nga një ndërmjetës të caktuar nga të dy anët. Ndërmjetësit do shohin se kush po e shkakton problemin; në këtë pikë, martesa mund të përfundojë.”* [114]

Ibën Kethiri ka komentuar në Fjalët: “I Lartësuar dhe Madhëruar”, në ajetin e parë (34), duke thënë:

*“Kjo bart një paralajmërim të fortë ndaj burrave që i shkelin gratë pa arsye. Vërtetë, Allahu i Lartësuar dhe i Madhëruar pastaj është*

---

[113] Surja En-Nisa, ajetet 34-35.
[114] “*Ahkamul Kuran*”, 1:420.

*Mbrojtës i këtyre grave dhe Ai me të vërtetë do të marrë hak ndaj çdokujt që i shtyp dhe shkel ato.”* [115]

# Paralajmërim

Nga ajeti i mësipërm, shohim se hapi i parë në disiplinë është këshillimi /paralajmërimi. Burri nuk duhet të kalojë në hapin tjetër pa e marrë këtë hap. Këshillimi duhet të bëhet sinqerisht, në një mënyrë që i kënaq rregullat e mirësjelljes, në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja.

Lekit Bin Sabirah *radijAllahu anhu* ka treguar se i ka thënë të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*: *“O i Dërguar i Allahut! E kam një bashkëshorte që ka gjuhë fyese.”* I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i propozoi: “***Divorcoje***!” Ai i tha: *“Kam fëmijë me të dhe kemi qenë së bashku për një kohë të gjatë.”* Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha:

*“**Urdhëroje atë! Nëse ka mirësi në të, ajo do të të bindet. Mos e godit gruan tënde ashtu siç do ta godisje robëreshën tënde.”***[116]

# Braktisja

Nëse këshillimi dështon dhe gruaja vazhdon me sjelljen e saj jo të mirë, burri mund të kalojë në hapin tjetër, i cili është braktisja e shtratit të saj. Kjo është vepër e fortë disiplinuese e cila normalisht do ta dridhte qenien e gruas dhe do ta bënte ta kuptonte se burri i saj është i gatshëm ta braktisë shtratin dhe

---

[115] “*Tefsirul Kuranil Adhim*”.

[116] Ebu Davudi, Ibën Hibani dhe të tjerë. “*El Mishkat*” nr. 3260 dhe “*Sahihul Xhami*” nr. 5870.

bukurinë e saj, për shkak të sjelljes së saj së pabindur, e cila është shpesh arsye e mjaftueshme për të që t'i tërhiqet vëmendja dhe t'i kthehet bindjes.

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka praktikuar këtë lloj disiplinimi në disa raste. Ne do ta shohim në diskutimin tonë për Nënat e Besimtarëve, se ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* njëherë e ka braktisur Aishen dhe Hafsen. Në një rast tjetër, ai i ka braktisur të gjitha gratë e tij për një muaj, sepse ato kërkuan ndihmë financiare shtesë. Pastaj, Allahu *subhanehu ue teala* shpalli:

**"O i Dërguar! Thuaju grave tuaja: "Nëse dëshironi jetën e kësaj bote dhe shkëlqimin e saj, ejani, unë do t'ju lë të kënaqeni për ca kohë dhe do t'ju lëshoj si është më mirë. Por, nëse dëshironi Allahun, të Dërguarin e Tij dhe botën tjetër, dijeni se Allahu ka përgatitur shpërblim të madh për ato prej jush që bëjnë vepra të mira."**[117]

## Lejimi për goditje

Siç e pamë në ajetin e mësipërm të Sures En-Nisa (4:34), nëse dy hapat e parë nuk japin sukses dhe si pasojë ajo vazhdon të jetë e pabindur dhe këmbëngulëse, burri mund të kalojë në godិturit e saj.

Megjithatë, goditja ka kufizime: të mos jetë e dhimbshme, të mos lejë shenja në trup dhe duhet t'i iket fytyrës, kokës dhe pjesës së barkut. Amër Bin El Ahues el Xhushemi *radijAllahu anhu* ka

[117] Surja El Ahzab, ajetet 28-29.

treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Vini re! Kujdesuni mirë për gratë, meqë ato vërtetë janë robër nën kujdesin tuaj dhe ju nuk posedoni prej tyre asgjë më shumë se kaq (nënshtrimin prej tyre), përveç nëse ato bëjnë mëkat haptas. Nëse e bëjnë këtë, braktisini në fjetje dhe goditni lehtë (pa lënë shenja në trup). Nëse ju binden, mos kërkoni rrugë tjetër për lëndimin e tyre (dhe argumentimin kundër tyre)."***[118]

'Ata *radijAllahu anhu* ka treguar se e ka pyetur Ibën Abasin *radijAllahu anhu*: "*Çfarë është 'goditja e lehtë'?*" Ai u përgjigj: "*Është goditja me misuak*[119] *ose diçka e ngjashme me të.*"[120]

Dikush mund të pyesë: "Çfarë është dobia e goditjes së lehtë?" Përgjigja është se gruaja normalisht ka natyrë të ndjeshme dhe shfaqja më e vogël e ashpërsisë, do ta ndikojë atë pamasë dhe do shkaktojë që ajo t'i rishqyrtojë veprimet e saj. Në anën tjetër, nëse goditja e lehtë nuk funksionin me të, as goditja e rëndë nuk do funksionojë. Duhet ta kemi në mendje se qëllimi i goditjes është përmirësimi dhe përkujtimi e jo hakmarrja ose dëmtimi.

## Mospëlqimi i goditjes

Edhe pse burrit i është lejuar ta godasë gruan e tij në situata të caktuara, goditja e saj në Islam është e papëlqyer dhe llogaritet si

[118] Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibën Maxhe. "Sahihul Xhami" nr. 7880 dhe "Iruaul Galil" nr. 2030.

[119] Siuak ose misuak – shkop i hollë dhe i shkurtë (20 cm), i prerë nga rrënjët e një druri nga shkretëtira të quajtur Arak, e që përdoret për t'i pastruar dhëmbët.

[120] Kurtubiu "*El Xhami li Ahkamil Kuran*", 5:172

prehje për atë që s'mund t'i ndihmojë vetes. Ijas Bin Abdilah ed-Deusi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Mos i godisni robëreshat e Allahut (gratë)!"***

Më vonë, Umeri erdhi te Pejgamberi *sal-lAll-llahu alehi ue sel-lem* duke thënë: *"Gratë janë rebeluar ndaj burrave të tyre."* Kështu ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u dha leje burrave të tyre t'i godisnin ato. Në ditën vijuese, shumë gra erdhën te shtëpitë e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* (d.m.th te gratë e tij), duke u ankuar. Ndaj, ai iu drejtua njerëzve duke u thënë:

***"Vërtetë, numër i madh grash (ose shtatëdhjetë gra) kanë ardhur në shtëpitë e familjeve të Muhamedit, të gjitha duke u ankuar se burrat e tyre i kanë goditur. Pasha Allahun, ata që i godasin gratë e tyre, nuk janë më të mirët ndër ju."*** [121]

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* është shembulli ynë, ai kurrë nuk e ka goditur ndonjërën prej grave të tij. Aishah *radijAllahu anha* ka treguar:

*"I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem nuk e ka goditur me dorën e tij asnjë grua, shërbëtor ose dikë tjetër, përveç kur ka luftuar në rrugën e Allahut."* [122]

Është e papërfytyrueshme se si burri mund ta godasë ashpër gruan e tij dhe pastaj të presë që ajo t'i japë kënaqësi intime atij! Abdullah Ibën Zem'ah *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

[121] Ebu Davudi, Ibën Nesaiu dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 5137.
[122] Muslimi dhe të tjerë.

***"Si mundet ndonjë nga ju që ta fshikullojë (rrah) gruan e tij siç fshikullohet deveja, e pastaj të bëjë dashuri me të në fund të ditës!?"*** [123]

Shumë burra i sjelljen keq me gratë e tyre në këtë aspekt dhe këtë e justifikojnë përmes teksteve që e obligojnë gruan t'i bindet burrit, ose që e lejojnë ta disiplinojë atë. Ata burra duhet ta kuptojnë se disiplina është një çështje e rregulluar mirë në Islam dhe nuk ka hapësirë për abuzim. Një burrë abuzues është vërtetë një tiran. Madje, një grua e abuzuar e ka të drejtën e plotë t'i kthehet drejtësisë dhe të kërkojë dënim për bashkëshortin e saj abuziv.

## Divorci

E mësuam më lartë se hapi i fundit në procesin e disiplinës është gjykimi. Nëse ai nuk funksionon, nuk mbetet gjë tjetër përveç divorcit.

Divorci është e drejta e burrit. Por, është detyrë e tij ta praktikojë në vendin dhe vlerësimin e duhur dhe kur shfaqet domosdoshmëria. I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i ka pasur nëntë gra në të njëjtën kohë. Por, është vetëm një rast kur ai e ka zbatuar këtë "privilegj". [124]

[123] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[124] Shih biografinë e Hafses më vonë në këtë libër.

# E drejta e madhe e burrit

## Epërsia e burrit ndaj gruas

Allahu *subhanehu ue teala* e ka caktuar burrin si kreun e familjes:

**“Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerët dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre. Prandaj, me atë që Allahu i bëri të ruajtura, gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj të fshehtës. E ato që keni dro kryelartësisë së tyre, këshilloni, madje largohuni nga shtrati (e më në fund), edhe rrihni (lehtë, nëse nuk ndikojnë këshillat as largimi), e nëse ju respektojnë, atëherë mos u sillni keq ndaj tyre. Allahu është më i larti, më i madhi.” [125]**

Ibën Kethiri, Allahu e mëshiroftë, gjatë komentit të këtij ajeti, thotë: *”Burri është kujdestari i gruas, ai është mbikëqyrës i saj, prijës, udhëheqës dhe është ai i cili e korrigjon atë nëse ajo devijon.”* Kjo i jep burrit një përgjegjësi të madhe në mbajtjen e familjes dhe e kualifikon atë për disa të drejta, të cilat duhet t’i kthehen atij nga anëtarët e tjerë të familjes, e mbi të gjithë, nga gruaja e tij. Kjo është epërsia mbi gruan që Allahu i ka caktuar burrit, ashtu siç thotë Ai *subhanehu ue teala*:

**“… Edhe atyre (grave) u takon e drejta sikurse edhe përgjegjësia në bashkëshortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre. Allahu është i Gjithfuqishëm, i Urtë.” [126]**

[125] Surja En-Nisa, ajeti 34.
[126] Surja El Bekare, ajeti 228.

Duhet të kuptohet se kjo gradë është gradë përgjegjësie, para se të jetë gradë bindjeje e respekti. Burri e fiton këtë gradë duke e merituar me të vërtetë besimin që Allahu *subhanehu ue teala* ia ka dhënë dhe e humb këtë gradë duke e neglizhuar këtë besim që i është dhënë.

## Nënshtrimi ndaj autoritetit të burrit

Siç e cekëm më sipër, Allahu *subhanehu ue teala* i ka ndarë përgjegjësitë dhe detyrat brenda familjes dhe burrin e ka bërë autoritetin kryesorë. Gruaja nuk duhet ta mohojë apo sfidojë këtë autoritet. Përkundrazi, ajo duhet ta pranojë atë në përmbushje të urdhrave të Allahut. Ajo duhet ta shohë nënshtrimin e saj ndaj autoritetit të burrit, si nënshtrim ndaj caktimit të Allahut. Ky nënshtrim duhet të arrijë pothuajse gradën e përuljes ndaj burrit. Aisha, Ebu Hurejre, Muadhi dhe Burejde *radijAllahu anhu*, kanë transmetuar se Pejgamberi i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Sikur ta urdhëroja dikë që t'i përulej dikujt tjetër përveç Allahut, do ta urdhëroja gruan t'i përulej burrit të saj."***[127]

Siç u cek më sipër, bindja e gruas ndaj burrit të saj është pjesë e bindjes së saj ndaj Allahut. Andaj, respektimi i këtyre të drejtave, është pjesë e përmbushjes së të drejtave të Allahut. Abdullah Ibën Ebi Eufa ka transmetuar se Pejgamberi i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

---

[127] Tirmidhiu, Ahmedi, Hakimi, dhe Ibën Maxhe. "*Iruaul-Galil*" nr. 1998," *Sahihul Xhami*" nr. 5239, 5294.

***“Sikur të urdhëroja dikë që t’i përulej dikujt tjetër përveç Allahut, do ta urdhëroja gruan t’i përulej burrit të saj. Për Atë, në duart e të Cilit është shpirti i Muhammedit, një grua nuk konsiderohet se ka plotësuar të drejtën e Allahut, derisa të mos ketë plotësuar tërësisht të drejtën e burrit, e për më tepër, edhe nëse ai e kërkon atë kur është duke ngarë devenë, ajo nuk duhet të refuzojë.”***[128]

## Dëshira dhe vullneti i plotë për shërbim dhe mirëkuptim

Gruaja duhet të demonstrojë pranimin e autoritetit të burrit duke treguar dëshirë dhe vullnet t’i shërbejë atij, me mundësitë më të mëdha që ka. Muadh Ibën Xhebel *radijAllahu anhu* ka transmetuar se Pejgamberi i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***”Sikur gruaja ta dinte të drejtën e burrit të saj, ajo nuk do të ulej gjatë kohës kur ai han drekën apo darkën, derisa të përfundojë së ngrëni.”***[129]

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në një hadith e sqaron vullnetin dhe dëshirën absolute të gruas për shërbim dhe nënshtrim ndaj autoritetit të burrit, hadith ky i cili dikujt mund t’i duket i neveritshëm. Ebu Seid el Hudri *radijAllahu anhu* ka transmetuar se Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

---

[128] Ahmedi, Ibën Maxhe, dhe Ibën Hibbani.”*Iruaul-Galil*” nr. 1998 ,”*Sahihul Xhami*” nr. 5295.
[129] Taberani dhe El Bezari.”*Sahihul Xhami*” 5259.

***”E drejta e burrit mbi atë të gruas është e tillë që sikur ai të kishte ulcerë dhe kjo ta lëpinte atë, prapë ajo nuk do ta përmbushte të drejtën e tij.”[130]***

Po ashtu, Enesi *radijAllahu anhu* ka transmetuar se Pejgamberi i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***”Nuk i lejohet një njeriu t'i përulet një njeriu tjetër. Sikur t'i lejohej njeriut t'i përulej një njeriu tjetër, unë do ta urdhëroja gruan t'i përulej burrit të saj, për shkak të së drejtës së tij të madhe ndaj saj. Për Atë, në duart e të Cilit është shpirti im, nëse ai të ishte me ulcerë prej majës së këmbëve deri te maja e kokës, e cila i rrjedh gjak dhe qelb dhe kjo ta lëpinte atë, nuk do ta përmbushte të drejtën e tij.”[131]***

Ky përshkrim e thekson të drejtën e madhe të burrit ndaj gruas, për më tepër, edhe nëse ajo do të ishte e aftë të kryente një vepër aq të neveritshme, siç u përshkrua këtu, ajo prapë nuk do ta përmbushte të drejtën e tij. Me fjalë të tjera, zakonisht shumica e grave nuk i përmbushin të drejtat e burrit.

## A është burri më i mirë?

Njeriu mund të pyesë veten: “Çfarë ka kaq madhore te burri që gruas t'i kërkohet të bëjë vepra të mëdha për ta kënaqur atë?” Për t'u përgjigjur në këtë pyetje, fillimisht duhet t'i kuptojmë këto parime:

---

[130] Hakimi, Ibën Hibbani dhe të tjerë.”*Sahihul Xhami*” 7725.
[131] Ahmedi dhe Nesaiu.”*Sahihul Xhami*” 7725.

1. Të drejtat e rezervuara për burrin janë të nevojshme për ekzistimin e një familje paqësore dhe të frytshme.

2. Hadithet e mësipërme kanë për qëllim njeriun i cili i përmbush të gjitha detyrat e tij si burrë dhe kryefamiljar. Ai vazhdimisht i ofron gruas së tij dhe fëmijëve udhëzim, mbrojtje, mbështetje, edukim, e kështu me radhë. Neglizhimi i ndonjë prej këtyre, do t'i zvogëlonte proporcionalisht të drejtat e tij mbi gruan.

3. Pasi burri t'i përmbushë të drejtat e tij mbi gruan, siç u cek më sipër, ai bëhet ndihmës i vërtetë, i cili meriton plotësisht falënderimin dhe mbështetjen e saj.

Andaj, të drejtat e burrit jo domosdoshmërish thonë se ai është më i mirë se gruaja. Ai nuk është i ndonjë statusi më të lartë, apo lloji. Të dy vijnë nga Ademi *alejhi selam* dhe Ademi është nga dheu. Devotshmëria dhe ndershmëria janë ato që tregojnë se cili është më i mirë se tjetri. Të drejtat e tij janë caktuar nga Allahu për të siguruar mirëqenien dhe suksesin në raportet e tyre dhe familjes. Edhe pse zakonisht gruaja është e varur nga burri në strukturën familjare, ajo mund të jetë më e mirë tek Allahu sesa ai, nëse ajo i përmbush obligimet e saj në mënyrë të atillë që e kënaq Allahun *subhanehu ue teala*.

# Mirësia ndaj burrit

Pjesë e përmbushjes së të drejtës së burrit nga ana e gruas, është trajtimi i tij në mënyrë të mirë dhe të ndershme, si dhe mos të lënduarit e tij.

# Të tregohet mirënjohëse

Siç e kemi diskutuar më parë, burri zakonisht është i privilegjuar ndaj gruas së tij në shumë aspekte. Këto privilegje nuk janë të limituara në aspektin financiar, i cili edhe pse është zakonisht i vërtetë, nuk është gjithmonë ashtu. Gruaja duhet të jetë mirënjohëse ndaj burrit të saj dhe duhet t'ia kthejë këto të mira atij në formë mirësie dhe trajtimi të mirë.

Shembull i mirë është Hadixhej *radijAllahu anhu*, e cila ishte më e pasur se i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Përparësia e saj financiare nuk e bëri atë arrogante apo mosmirënjohëse ndaj burrit të saj. Përkundrazi, ajo është shembull i mirë i modestisë dhe mirësisë, të cilën i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi ta kujtonte gjithë jetën.
Gruaja e cila nuk është e gatshme të pranojë privilegjet e burrit të saj, nuk e kënaq Allahun *subhanehu ue teala* nëse së pari nuk e kënaq burrin e saj. Abdullah Ibën Amër *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Allahu nuk e shikon (me mëshirë) gruan e cila nuk është mirënjohëse ndaj burrit të saj, duke qenë se ajo nuk mund t'ia dalë pa të."***[132]

Esma bint Zejd *radijAllahu anh*a ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kaloi nga shtëpia e saj teksa ajo ishte me disa vajza të tjera të reja të moshës së saj. Ai iu drejtua atyre:

[132] En-Nesai në "*El Kubra*" dhe të tjerë. "*Sahihah*", nr. 289.

***“Largojuni mosmirënjohjes ndaj atyre që janë të privilegjuar.”***

Ato e pyetën: *“O Pejgamber i Allahut! Çfarë është mosmirënjohja ndaj atyre që janë të privilegjuar?”* Ai u tha:

***“Ndonjëra prej jush qëndron me prindërit e saj për kohë të gjatë (para martesës). Më pas Allahu i jep burrë të drejtë dhe fëmijë nga ai. Pastaj, ajo do të inatoset për ndonjë arsye dhe do bëhet mosmirënjohëse, duke i thënë atij: “Kurrë nuk kam pasur ndonjë të mirë nga ti.”***[133]

Abdullah ibën Umeri, Ebu Hurejra dhe Ebu Seid el Hudriu *radijAllahu anhuma*, kanë thënë se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u ka thënë grave:

***“O gra! Jepni sadaka dhe kërkoni shumë falje nga Allahu, sepse kam parë nga ju se jeni shumica nga njerëzit e zjarrit, ngase ju shpesh mallkoni dhe jeni mosmirënjohëse ndaj burrave tuaj. Nuk kam parë nga të mangëtat në intelekt dhe fe që ia marrin mendtë burrit të arsyeshëm, më shumë se sa ju. Për sa i përket intelektit të mangët, është se dëshmia e dy grave është e barabartë me atë të një burri. Dhe sa i përket fesë së mangët, është se ajo qëndron disa ditë pa namaz dhe e prish agjërimin gjatë Ramazanit.”***[134]

## “Të metat” mentale dhe fetare të gruas

Është me rëndësi të ceken gjërat sa i përket hadithit më sipër:

1. I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i ka përshkruar gratë si të mangëta mendërisht krahasuar me burrat.

---

[133] Buhariu në “*Edeb el Mufrad*”, Ahmedi, dhe të tjerë. “*Sahihah*” nr.823.

[134] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

Mirëpo, kjo nuk duhet të nxirret nga konteksti. E meta e saj nxirret nga fakti se Allahu *subhanehu ue teala* kërkon dy gra dëshmitare në vend të një mashkulli, në mënyrë që njëra nga ato t'i kujtojë tjetrës në rast se ajo harron (për më shumë shiko suren El Bekare, ajeti 282). Kjo 'harresë' zakonisht shkaktohet nga ndjeshmëria më e madhe që ka gruaja krahasuar me burrin dhe angazhimi i saj më i madh në punët shtëpiake e më i vogël në çështjet e jashtme. Andaj, thënia e të Dërguarit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* është shprehje e dallimeve të qarta mes natyrës femërore dhe mashkullore. Ajo thekson se edhe nëse ajo konsiderohet më emocionale dhe më pak e mençur dhe ai konsiderohet më jo-emocional dhe më i mençur, ajo megjithatë mund edhe ta tejkalojë atë në fushën e tij.

2. Njëjtë, përshkrimi i gruas si e mangët në fenë e saj, sqarohet me faktin se ajo nuk falet dhe nuk agjëron në kohën e menstruacioneve. Andaj sërish duhet cekur se edhe pse burri supozohet të jetë në pozitë më të fortë të të qenët fetar, për shkak se falet dhe agjëron më shumë, gruaja megjithatë edhe mund t'ia kalojë atij.

## Mirësia ndaj burrit është vepër adhurimi

Trajtimi që gruaja i bën burrit, mund të jeta rruga e saj për në Xhennet ose në Zjarr. Husejn ibën Mihsan *radijAllahu anhu* ka treguar se halla e tij e vizitoi të Dërguarin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ai e pyeti atë:

***"O grua, a ke burrë?"*** Ajo u përgjigj: *"Po."* Ai e pyeti: ***"Si e trajton atë?"*** Ajo u përgjigj: *"Aq sa mundem, nuk e refuzoj ndonjë*

*kërkesë të tij."* Ai tha: ***"Atëherë shiko se çfarë është pozita jote me të, sepse ai është Xhenneti ose Zjarri yt."***[135]

## Gratë më të mira

Ndër gratë më të mira është ajo e cila është e mirë dhe e sjellshme ndaj burrit të saj. Ebu Udhejneh Es-Sadefij *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Gratë më të mira janë ato që lindin shumë fëmijë, janë të dashura (ndaj burrave të tyre), mbështetëse dhe tolerante, nëse kanë frikë Allahun. Ndërsa, gratë më të këqija janë ato që shfaqin bukuritë e tyre dhe që ecin me mendjemadhësi. Ato janë hipokrite dhe nuk do të hyjnë në Xhennet prej tyre veçse rrallë ndonjë, aq sa ka korba me sqep dhe këmbë të kuqe."***[136]

Ibën Abasi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"A t'ju tregoj për burrat që do të jenë në Xhennet? Pejgamberët do të jenë në Xhennet, siddikunët (të vërtetët) do të jenë në Xhennet, shehidët (dëshmorët) do të jenë në Xhennet, fëmija (që vdes para pubertetit) do të jetë në Xhennet dhe burri i cili viziton vëllanë e tij në një vend të largët, duke e bërë këtë vizitë vetëm për hir të Allahut***

---

[135] Ahmedi, Hakimi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 1509.
[136] Bejhekiu në "*Es-Sunen*" the të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr 3330 dhe "*Sahihah*" nr. 1849. Pjesa e fundit e tij "korba ea'sam" (me sqep dhe këmbë të kuqe) po ashtu është transmetuar nga Ahmedi dhe të tjerë prej Amër Ibën Asit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. "*Sahihah*" nr. 1850).

***subhanehu ue teala. Për sa i përket gruas që do të jetë në Xhennet, është ajo gruaja e cila është e dashur me burrin e saj, i lind shumë fëmijë dhe që tregon vëmendje ndaj tij. E kur ai nervozohet, ajo shkon te ai, e vë dorën e saj mbi dorën e tij dhe i thotë: "Nuk do të fle deri sa ti të jesh i gëzuar."***[137]

## Ndalesa e lëndimit të burrit

Gruaja e cila e lëndon burrin e saj, merr mallkime nga gratë e Xhennetit. Ky fakt tregon se Allahu nuk është i kënaqur me të. Muadh Ibën Xhebel *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur gruaja e lëndon (shpirtërisht) në çështje të dunjasë burrin e saj (të drejtë), gruaja e tij (e ardhme) nga hyrijat e Xhennetit, thotë: 'Mos e lëndo atë, Allahu të vraftë! Ai është vetëm përkohësisht me ty dhe së shpejti do të vijë te ne."*** [138]

# Bindja ndaj burrit

Bindja ndaj burrit vërtet që është obligim për gruan muslimane, është vepër adhurimi të cilën gruaja e bën për hir të Allahut dhe për ta arritur kënaqësinë e Tij. Kemi parë shumë tekste të cilat e mësojnë gruan t'i bindet burrit dhe të bashkëpunojë me të për të mbajtur familjen.

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

---

[137] Temmam er-Razi, Ibën Asakir dhe të tjerë. "*Sahihah*" nr. 287.

[138] Ahmedi, Tirmidhiu dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr 7192 dhe "*Sahihah*" nr. 173.

***"Kur gruaja fal pesë kohët e namazit, agjëron muajin e Ramazanit, e ruan moralin dhe i bindet burrit, do t'i thuhet (në Ditën e Gjykimit): "Hyn në Xhennet nga cilado nga (tetë) dyert e tij."***[139]

Enesi, Abdurrahman Ez-Zuhriu dhe të tjerë *radijAllahu anhuma*, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur gruaja fal pesë kohët e namazit, agjëron muajin e Ramazanit, ruan moralin dhe i bindet burrit të saj, ajo do të hyjë në Xhennet."***[140]

Në anën tjetër, mosbindja ndaj burrit është mëkat i madh, i cili mund të shkaktojë mospranimin e namazit te Allahu. Ibën Umeri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Janë dy njerëz, namazi i të cilëve nuk ngrihet sipër kokave të tyre: një rob i cili ikë nga kujdestari i tij, derisa të kthehet te ai, dhe një grua e cila nuk i bindet burrit të saj, derisa të kthehet (në bindje ndaj tij)."*** [141]

## Shërbimi ndaj burrit

Pjesë e bindjes së gruas ndaj burrit është shërbimi ndaj tij, sipas mundësive të saj më të mëdha. Kjo përfshinë kryerjen e punëve

[139] Ibën Hibbani. "*Sahihul Xhami*" nr. 660 dhe "*Adabu ez-Zefaf*" fq. 286).

[140] Bezzari, Ahmedi dhe të tjerë "*Sahihul Xhami*" nr. 661 dhe "*Adabu Ez-Zefaf*" fq. 286)

[141] el-Hakimi dhe Et-Teberani. "*Sahihul Xhami*" nr. 136 dhe "*Es-Sahihah*" nr. 288).

të përditshme, shërbimin e ushqimit etj. Sërish e citojmë hadithin e transmetuar nga Muadh Ibën Xhebeli *radijAllahu anhu,* në të cilin i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* thotë:

***"Sikur gruaja ta dinte të drejtën e madhe që ka burri ndaj saj, ajo nuk do të ulej gjatë kohës kur burri e ha darkën e tij, derisa ai të përfundojë së ngrëni."***[142]

Asnjë grua nuk është e përjashtuar nga ky obligim, përveç nëse burri do që ajo mos ta bëjë gjë në këtë rast. Madje, edhe një grua shumë fisnike, siç ishte e bija e të Dërguarit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* e shihte veten të obliguar me të shërbyerit ndaj burrit. Aliu *radijAllahu anhu* ka treguar se gruaja e tij Fatima *radijAllahu anha* shkoi te i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për t'u ankuar për shenjat që mulliri i gurtë linte në dorën e saj. Ajo nuk e gjeti atë aty, por i la një porosi përmes Aishe *radijAllahu anha*, duke kërkuar prej tij t'i jepte një shërbëtore nga robëreshat të cilat i kishte marrë ai kohëve të fundit. Kur Aisha *radijAllahu anha* i tregoi për nevojën e vajzës së tij, shkoi në shtëpinë e saj, hyri dhe e gjeti dhe Aliun të shtrirë, gati për të rënë në gjumë. Fatima filloi të ngrihej, por i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha asaj të qëndronte në shtrat. Ai u ul mes tyre dhe tha:

***"A t'ju drejtoj drejt diçkaje që është më e mirë se ajo që ke kërkuar? Kur të shkosh për të fjetur, thuaj: "SubhanAllah (Allahu është i pastër nga çdo e metë) tridhjetë e tri herë, Elhamdulil-lah (të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut) tridhjetë e tri herë dhe Allahu ekber (Allahu***

[142] Teberani dhe el-Bezzari. "*Sahihul Xhami*" nr. 5259).

***është më i Madhi) tridhjetë e tri herë. Me të vërtetë, kjo është më e mirë për ty se një shërbëtore."***[143]

Ibën Kajjimi shënon: *"Shërbimi i gruas ndaj burrit të saj është një çështje për të cilën nuk ka dyshime. Nuk është në rregull të bëhen dallime në këtë gjë ndërmjet një gruaja të një klase të lartë dhe asaj të një klase të ultë, ose ndërmjet një gruaje të varfër dhe një të pasure. Gruaja më fisnike nga të gjitha gratë (Fatima), i shërbente burrit të saj. Ajo shkoi për t'u ankuar te babai i saj sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem për vështirësitë që po haste në këtë gjë, por ai nuk ia plotësoi dëshirën."* [144]

## Udhëzime rreth bindjes ndaj burrit

Janë disa parime të rëndësishme të cilat duhen theksuar sa i përket çështjes së bindjes. Këto në vijim janë cekur edhe më parë, por po i përmendim si referencë:

1. Duke iu bindur burrit, gruaja i bindet Allahut *subhanehu ue teala,* sepse Ai e kërkoi këtë nga ajo.
2. Gruaja duhet t'i bindet burrit aq sa kjo bindje është brenda mundësisë të saj.
3. Nuk duhet t'i bindet burrit në çështje të cilat përbëjnë mëkat ndaj Allahut të Lartësuar.

# Veprimi i gjërave që kënaqin burrin

Si pjesë e mirësisë së saj ndaj burrit, gruaja duhet të bëjë sa më shumë vepra që ta kënaqë atë, duke u siguruar se ajo që po bën, nuk e hidhëron Allahun *subhanehu ue teala*.

---

[143] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[144] "*Zadul Mead*" 5:160.

## Arritja e kënaqësisë së tij përmes pamjes së bukur

Gruaja e mirë përpiqet ta kënaqë burrin e saj me dukjen e saj. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu*, ka treguar se i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Gruaja më e mirë është ajo që e kënaq burrin e saj kur ai e shikon, i bindet atij kur ai e urdhëron dhe në veten ose pasurinë e saj nuk e kundërshton atë që ai e do."*** [145]

Në mënyrë të ngjashme, Abdullah bin Selami *radijAllahu anhu*, ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* është pyetur:

"*Cilat janë gratë më të mira?"*Ai u përgjigj*:* ***"Më e mira nga gratë është ajo që të kënaq kur e sheh atë, të bindet kur e urdhëron atë dhe kur ti mungon, ajo e ruan vetveten dhe pasurinë tënde."***[146]

Është me rëndësi të theksohet këtu se 'të kënaqurit' e burrit duhet të bëhet në përputhje me Islamin, që do të thotë se ajo nuk duhet të veprojë në mënyrë të atillë që nuk e kënaq Allahun. Mënyra më e mirë e të 'kënaqurit', arrihet duke qenë shembull si grua muslimane praktikuese e fesë: hixhabi i saj, modestia dhe ndershmëria. Të gjitha këto do të sjellin gëzim të madh dhe kënaqësi në shpirtin dhe zemrën e besimtarit të vërtetë.

---

[145] Ahmedi, en-Nesai dhe Hakimi. "*Sahihul Xhami*" nr. 3298 dhe "*Sahihah*" nr. 1838.

[146] Taberaniu në "*El Kebir*" dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 3299 dhe "*Sahihah*" nr. 1838.

## Pranimi i njerëzve vetëm me lejen e tij

Gruaja nuk duhet ta lejojë askënd të hyjë në shtëpinë e burrit të saj pa pëlqimin e tij. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu*, ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Në prezencën e burrit, gruas nuk i lejohet të agjërojë pa lejen e tij, përveç muajin e Ramazanit. Po ashtu, nuk e fut në shtëpinë e tij askënd pa lejen e tij."***[147]

Miratimi i burrit mund të jetë i nënkuptueshëm, për shembull: nëse një grua është e sigurt se burri i saj nuk e kundërshton ardhjen e grave fqinje për vizitë, atëherë ajo nuk e ka për detyrë ta pyesë atë për leje të veçantë sa herë që ndonjë nga ato i vjen në vizitë.

## Mos kërkimi i divorcit pa arsye

Një grua e ndershme nuk do kërkonte divorc nga burri i saj pa pasur arsye të mirë. Vetëm nëse ajo e vëren se ai po i shkakton dëm serioz në besimin e saj ose në mirëqenien e saj, arsyetohet kërkimi i divorcit nga ajo. I Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka paralajmëruar se gratë që kërkojnë divorc pa arsye, do të dënohen dhe mund të mos hyjnë në Xhennet. Theubani *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Çdo grua që kërkon divorc nga burri i saj pa arsye (serioze), aroma e Xhennetit do të jetë e ndaluar për të."***[148]

---

[147] Buhariu dhe Muslimi

[148] Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 2706 dhe "*Iruaul Galil*" nr. 2035.

Kërkimi i divorcit të tillë, prej anës së gruas, është shenjë e mosmirënjohjes dhe nënvlerësim i autoritetit dhe mundit të tij, goditje në fytyrën e tij, gjë që nuk është e lejuar në Islam pa një arsye të vlefshme.

## Këshilla e një nëne drejtuar vajzës së saj

Në vazhdim vjen një këshillë nga një nënë që i takonte kohës së xhahilijjetit (periudhës paraislame) drejtuar vajzës së saj në ditën e saj të martesës. Kjo këshillë pasqyron një përvojë fisnike dhe të pjekur, ku me pak fjalë, i përshkruhen asaj veprat më të rëndësishme që një grua duhet t'i marrë në konsideratë, në mënyrë që ta kënaqë burrin e saj.

Ummu Ajas bint Auf bin Muslim Esh-Shejban u martua me Amër bin Hixhrit, i cili ishte mbret i fisit Kinda në Jemen. Në prag të martesës së saj, nëna e saj Umame bint El Harith i tha:

*"O bija ime! Sikur këshillat t'u ndërpriteshin atyre që janë të moralshëm dhe të sjellshëm, atëherë nuk do të kishe nevojë për të. Mirëpo, këshilla i përkujton ata që kanë harruar dhe i udhëzon të mençurit. Nëse gruaja heq dorë nga martesa për shkak të pasurisë së prindërve të saj, ose për shkak të dhembshurisë e dashurisë së tyre ndaj saj, atëherë nuk do të kishe nevojë për martesë fare. Andaj, gratë janë bërë për burrat dhe burrat janë bërë për gratë.*

*O bija ime! Tash do ta lësh rrethin në të cilën ke jetuar dhe folenë ku je rritur, për të shkuar në një vendbanim dhe te një shok i panjohur. Për shkak të kujdesit të burrit tënd ndaj teje, ai tani është mbikëqyrësi dhe udhëheqësi yt. Andaj, bëhu shërbyese e tij,*

*dhe pa dyshim edhe ai do të jetë shërbyesi yt. Bëhu toka e tij (në bindje e nënshtrim), ai do të jetë qielli yt (në mbrojtje).*

*Ruaji për të këto dhjetë cilësi dhe do të jenë thesar për ty:*
*1. Dorëzoju atij duke treguar kënaqësi (ndaj asaj që ai të jep),*
*2. Dëgjoje atë dhe bindu në mënyrën më të mirë,*
*3. Kujdesu për atë që e shikojnë sytë e tij, që të mos shohin diçka të shëmtuar te ti,*
*4. Kujdesu për atë që nuhat hunda e tij, që të mos ndjejë nga ti përveç aromës më të mirë,*
*5. Respekto orarin e shujtave të ushqimit të tij, sepse uria është shkaktar i zemërimit,*
*6. Respekto orarin e gjumit të tij, sepse pagjumësia e bezdisë dhe e mërzit atë,*
*7. Ruaje pasurinë e tij duke mos e keqpërdorur,*
*8. Kujdesu për fëmijët dhe shërbyesit e tij duke përdorur veprime të mira,*
*9. Mos refuzo ndonjë nga urdhrat e tij, sepse nëse e bën këtë, do ta fyesh,*
*10. Mos zbulo ndonjë nga sekretet e tij, sepse nëse e bën këtë, nuk do të jesh i sigurt nga hakmarrja e tij.*

*Për më shumë, mos shpreh gëzim kur ai është i brengosur, e as pikëllim kur ai është i gëzuar, sepse kjo do të ngjallë urrejtje. Dhe kujto bija ime, se sa më shumë që e kënaq atë, aq më shumë do jesh e nderuar prej tij. Dhe kujto se nuk do kesh atë që ti dëshiron nga ai pa i dhënë përparësi dëshirave të tij para dëshirave të tua.”* [149]

[149] Asbahani në “*El Egani*”. Pjesërisht në “*Tuhfatul Arus”*, fq. 91-92.

# Përmbushja e dëshirës fizike të burrit

## Obligimi i madh

Dëlirësia është motivi kryesor i martesës. Burri e ruan dëlirësinë e tij duke e drejtuar epshin e tij nga gruaja e tij, duke mos e bërë këtë në mënyrë të ndaluar. Andaj, është obligim i madh i gruas që gjithmonë të jetë në dispozicion ta ndihmojë burrin e saj në shfryrjen e epshit dhe është mëkat i madh për te ta refuzojë burrin në kënaqësinë intime, të cilën ia kërkon asaj. Abdullah bin Ebi Eufa *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Për Atë, në Duart e të Cilit është shpirti i Muhammedit, një grua nuk konsiderohet se e ka plotësuar të drejtën e Allahut, derisa të mos e ketë plotësuar tërësisht të drejtën e burrit të saj, madje edhe nëse ai e kërkon atë kur ajo është duke ngarë devenë, ajo nuk duhet të refuzojë."*** [150]

Nga hadithi i mësipërm, shohim se gruaja nuk duhet të ngurrojë t'i përgjigjet thirrjes së burrit të saj, edhe nëse kjo do t'i shkaktonte ndonjë bezdi. Në mënyrë të ngjashme, Zejd bin Arkami *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

---

[150] Ahmedi, Ibën Maxhe, dhe Ibën Hibbani."*Iruaul Galil*" nr. 1998 ,"*Sahihul Xhami*" nr. 5295.

***"Kur burri e fton gruan e tij në shtratin e tij, ajo duhet t'i përgjigjet atij, edhe nëse është e ulur në shalën e devesë."***[151]

Talk bin Ali *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur burri e fton gruan e tij për nevojën e tij intime, ajo duhet t'i shkojë atij, edhe nëse është duke gatuar tek furra."*** [152]

## Refuzimi i kënaqësisë intime është mëkat i madh

Pasi që është obligim i madh mbi gruan ta përmbushë qejfin e burrit të saj, refuzimi i saj për ta bërë këtë është mëkat i madh, që meriton mallkimin e engjëjve dhe Zemërimin e Allahut. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nëse burri e fton gruan në shtratin e tij dhe ajo refuzon të shkojë, ndërkohë që ai fle i inatosur, engjëjt e mallkojnë atë deri në mëngjes."*** [153]

Në një transmetim tjetër, Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka thënë se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur gruaja braktis natën shtratin e burrit të saj (e refuzon), engjëjt e mallkojnë atë deri në mëngjes."***[154]

---

151 Bezari dhe të tjerë. "*Es-Sahihah*" nr. 1203 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 533.
152 Ahmedi, Nesaiu dhe të tjerë. "*Es-Sahihah*" nr. 1202 dhe "*Sahihul Xhami*" nr. 534.
153 Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
154 Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka thënë se i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im, nuk mund të ndodhë kurrë që një burrë ta ftojë gruan e tij në shtrat dhe ajo të refuzojë, veçse Ai i cili është mbi qiej, do të hidhërohet me të deri sa burri t'ia falë asaj."***[155]

Ebu Umameh *radijAllahu anhu* ka thënë se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Janë tre njerëz, namazi i të cilëve nuk ngrihet sipër veshëve të tyre (nuk pranohet): një rob i ikur deri sa të kthehet (te kujdestari i tij), një grua që e kalon natën përderisa burri i saj është i zemëruar me të dhe një njeri që i udhëheq disa njerëz dhe ata nuk e pëlqejnë atë."*** [156]

## Nuk ka agjërim vullnetar pa lejen e tij

Duke qenë se gruaja duhet të jetë e gatshme dhe në formë për të përmbushur nevojën fizike të burrit të saj, nuk është e lejuar të agjërojë vullnetarisht pa lejen e tij. Arsyeja për këtë ndalesë është se agjërimi i saj vullnetar mund të bie ndesh me obligimin e saj për të përmbushur nevojën e tij. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka thënë se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nëse burri i saj është prezent, gruaja nuk duhet të agjërojë pa lejen e tij, përveç se në Ramazan. Nëse ai është prezent, ajo nuk duhet ta lejojë askënd në shtëpinë e tij pa lejen e tij. Dhe***

[155] Muslimi
[156] Tirmidhiu. "*Sahihul Xhami*" nr. 3057.

***sigurisht që ai do marrë gjysmën e shpërblimit për atë që ajo shpenzon pa lejen e tij nga të ardhurat e tij.”***[157]

## Përzgjedhja e mesatares në adhurime

Ngjashëm me agjërimin, gruaja duhet ta shmang kryerjen e adhurimeve të tepërta të cilat mund të bien ndesh me obligimin e saj ndaj burrit. Ebu Seid el Hudriu *radijAllahu anhu* ka thënë se gruaja e Safuan bin el Muatilit erdhi te i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* kur Safuani dhe të tjerë nga sahabët ishin aty me të. Ajo tha: “*O i Dërguari i Allahut*! *Burri im, Safuan bin el Muatili, më rrah kur unë falem, më obligon të ha kur unë agjëroj dhe ai nuk e fal namazin e sabahut deri afër lindjes së diellit*.” I Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e pyeti Safuanin për këtë dhe iu përgjigj: *“O i Dërguari i Allahut! Për thënien se unë e rrah kur ajo falet, kjo ndodh sepse ajo lexon dy sure (pas Fatihasë), duke më shkaktuar mua parehati, edhe pse unë i them të mos veprojë ashtu.”* I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

***“Nëse lexohet vetëm një sure, ajo do t’ju mjaftojë njerëzve.”***

Safuan vazhdoi: *“Për sa i përket thënies se unë e obligoj ta prishë agjërimin, këtë e bëj sepse ajo shpesh agjëron (agjërim vullnetar). Ndërsa unë jam njeri i ri dhe nuk mund ta duroj këtë (për shkak të epshit tim).”* I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

***“Gruaja nuk mund të agjërojë pa lejen e burrit të saj.”***

---

[157] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

Safuan vazhdoi: "Për thënien se unë nuk falem deri sa të lindë dielli, kjo ndodh sepse unë rrjedh nga një familje që njihet të jetë kështu. Ne nuk mund të zgjohemi deri afër lindjes së diellit." I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

***"Atëherë kur të zgjohesh falu."***[158]

# Shmangia e situatave të dyshimta me burrat e tjerë

Jeta martesore është e bazuar në besim. Varësisht nga sjellja e saj, gruaja mund të jetë burim i nderit apo prishjes për tërë familjen. Në mënyrë që ta ketë besimin e burrit të saj dhe ta ruajë nderin e tij, ajo duhet t'i evitojë të gjitha situatat që mund të shkaktojnë dyshime te ai dhe te njerëzit e tjerë.

## Mos shfaqja e bukurive para burrave të tjerë

Gruaja duhet të jetë modeste dhe e thjeshtë në dukjen e saj, duke evituar gjithçka që mund të tërheqë syrin e burrave ose që mund t'u japë atyre mendime të liga epshore. Fudale bin Ubejdi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Janë tre lloje njerëzish për të cilët nuk duhet të pyesësh (sepse ata janë të dënuar): burri që largohet nga xhemati, nuk i bindet imamit (udhëheqësit) të tij dhe vdes në këtë***

[158] Ebu Davudi, Ahmedi dhe të tjerë. "*Sahihah*" nr. 395 dhe 2172, dhe "*Iruaul Galil*" nr. 2004.

***gjendje; një rob, burrë apo grua, që ikë nga kujdestari i tij dhe vdes në atë gjendje (të arratisjes); dhe një grua e cila në mungesë të burrit të saj, edhe pse ai i kishte mjaftuar asaj në brengat e dunjasë, e zbukuron veten e saj në mungesë të tij për burrat e tjerë. Andaj, nuk keni pse pyetni për këta."***[159]

## Largimi nga bisedat e panevojshëm me burrat e tjerë

Gruaja nuk duhet të flasë me burrat e tjerë pa lejen e burrit të saj (qoftë kjo leje e veçantë apo e nënkuptueshme). Megjithatë, biseda e saj me burrat e tjerë (në raste të domosdoshme dhe të arsyeshme) duhet të jetë e kufizuar, formale dhe në temë. Amër Ibën el Asi *radijAllahu anhu* ka treguar: *"I Dërguari sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem ka ndaluar bisedën me gratë pa lejen e burrave të tyre."*[160]

## Shmangia e veçimit me burrat e tjerë

Gruaja nuk guxon të vetmohet në një vend privat me një burrë i cili nuk është as burri i saj e as mahremi i saj. Ibën Umeri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"...mos lejoni asnjë burrë të hyjë te gruaja kur ajo është vetëm, përveç nëse është e shoqëruar me një apo dy burra të tjerë (mahrem- kujdestarët e saj)."*** [161]

---

[159] Buhariu në "*El Edeb El Mufrad*" dhe Hakimi. "*Sahihul Xhami*" nr. 3058 dhe "*Sahihah*" nr. 542.

[160] Teberani në "*El Kebir*". "*Sahihul Xhami*" nr. 6813 dhe "*Sahihah*" nr. 652.

[161] Muslimi dhe Ahmedi. Shtesë: Komisioni i përhershëm për studime dhe fetua" pas studimit dhe krahasimit të të gjitha argumenteve që flasin rreth kësaj tematike, shënon (17/83-85): "Nga ajo që u përmend më lartë, gjithashtu kuptohet se hadithi: *"Pas kësaj dite, mos lejoni asnjë burrë të hyjë*

Ibën Abas *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Gruaja nuk bën të udhëtojë përveç se me mahremin e saj. Asnjë burrë i huaj të mos hyjë tek ajo duke mos qenë me të edhe mahremi i saj."***[162]

## Të mos udhëtojë pa mahrem

Gruaja nuk mund të udhëtojë pa mahrem. Në udhëtim, personi është më i dobët dhe më i rrezikuar nga sulmet dhe joshjet, qoftë edhe në udhëtimet e sotme të modernizuara. Andaj, gruaja duhet ta ketë një burrë me vete, i cili është kujdestar i saj, në mënyrë që ai ta mbrojë dhe ndihmojë. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka

---

*në privatësinë e gruas, përveç nëse me veti ka një apo dy burra të tjerë",* duhet të interpretohet që hyrja e disa burrave tek gruaja që nuk e ka pranë burrin apo mahremin e saj, lejohet me kushte:

1) Të ekzistojë nevoja për këtë,

2) Të jetë e sigurt që mes tyre nuk do të lindë ndonjë joshje,

3) Të jetë e sigurt se nuk ekziston asnjë mundësi që ata fshehurazi të planifikojnë ndonjë paturpësi.

Ky nuk është interpretim nga mendja, mirëpo është i bazuar mbi objektivin sheriatik (fetar) që kuptohet nga Kurani dhe Sunneti, të cilat flasin për ruajtjen e organeve të turpshme (nga imoraliteti), ruajtjen e linjës familjare, ndalimin e cenimit të nderit dhe ndalimin e rrugëve që dërgojnë deri te këto gjëra të ndaluara. Prej këtyre, është edhe hadithi i lartcekur, në të cilin lejimi i hyrjes (te gruaja e vetmuar) kushtëzohet nëse ekziston më shumë se një burrë, në mënyrë që të mënjanohet El Hulve (vetmia mes një burri dhe gruaje), të largohen dyshimet dhe të realizohet siguria për të mos lindur ndonjë joshje mes tyre." Kjo fetua u shënua nga komisioni në përbërje me AbdulAziz bin Baz, AbduRrezak Afifi dhe Abdullah bin Gudejan." (sh. p).

[162] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk është e lejuar për gruan të udhëtojë vetëm përveçse e shoqëruar nga mahremi i saj."***[163]

Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk është e lejuar për gruan të udhëtojë në distancën prej një berid[164], përveç se e shoqëruar nga mahremi i saj, me të cilin nuk i lejohet të martohet."***[165]

## Mos të heqë rrobat jashtë shtëpisë së saj

Gruaja nuk duhet të heqë rrobat e saj jashtë shtëpisë. Disa gra e kishin zakon të bënin banjë në banjat publike për femra. I Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ndaloi një gjë të tillë, duke treguar se gruaja që e bën këtë, nuk meriton mbulojën dhe mbrojtjen e Allahut.

Ebu el Malih el Hudheliu *radijAllahu anhu* ka treguar se disa gra nga Himsi[166] e vizituan Aishen *radijAllahu anha*. Ajo i pyeti: "*A jeni ju nga ata njerëz që i lejojnë gratë e tyre të shkojnë në banja*

[163] Muslimi.
[164] Ibën Huzejme e ka definuar këtë sa 12 milje Hashimi. Çdo milje Hashimi është 4000 kut (një kut: 60 cm), ose 2.4 km, ose 1.5 mi. Andaj, një berid është përafërsisht 18 milje angleze.
[165] Ebu Davudi, Hakimi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 7302 dhe "*Sahihah*" nr. 2421.
[166] Një qytezë në Sham, në veri të Damaskut.

*publike?"* Ata u përgjigjën: "*Po*." Ajo pastaj tha se e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* duke thënë:

***"Ajo grua që i heq rrobat e saj nga trupi në një vend tjetër përveç shtëpisë së saj, me të vërtetë se e ka thyer perden mes saj dhe Allahut subhanehu ue teala."***[167]

Në të njëjtën mënyrë, Ummu Seleme *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Ajo grua që i heq rrobat e saj në shtëpi tjetër përveç shtëpisë së burrit të saj, Allahu subhanehu ue teala do ta largojë mbrojtjen e Tij ndaj saj."*** [168]

Hadithet e mësipërme vlejnë gjithashtu edhe për ato gra, të cilat i heqin rrobat në vende publike ku provohen ose në ndonjë vend tjetër ku nuk janë të sigurta nëse ndonjë burrë ose grua mund të shohë ndonjë pjesë të turpit të saj, të cilën nuk lejohet ta shohë askush tjetër përveç burrit të saj.

## Mos dalja nga shtëpia pa ndonjë arsye

Në përgjithësi, vendi i zakonshëm i gruas është shtëpia e saj, në të cilin shtrihen detyrat e saj dhe ku i kryen me sukses. Shtëpia i ofron asaj mbrojtje dhe siguri dhe e mban atë larg situatave të dyshimta. Një grua muslimane nuk do të dilte jashtë shtëpisë pa arsye. Ajo do t'u largohej vendeve ku është mundësia e përzierjes

---

[167] Ahmedi, Tirmidhiu, Ibën Maxhe dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 2710.
[168] Ahmedi, Hakimi dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 2708.

me burra të huaj, ose të jetë në afërsi me ta. Allahu i këshillon Nënat e Besimtarëve, po ashtu dhe gratë tjera, duke thënë:

**“Qëndroni në shtëpitë tuaja e mos i zbuloni stolitë tuaja, ashtu siç zbuloheshin në kohën e padijes.”[169]**

# Përgjegjësia financiare

Kemi parë në kapitullin e parë se gruaja e bart përgjegjësinë e mirëqenies financiare të shtëpisë së saj.

## Ruajtja e pasurisë së tij

Një e drejtë e madhe që ka burri ndaj gruas së tij, është ruajtja e pronës së tij kur ai mungon. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**“Gratë e mira janë ato të dëgjueshmet (ndaj Allahut), që në mungesë (të burrave të tyre) ruajnë fshehtësitë që ka urdhëruar Allahu (nderin e burrave të tyre, pronën, fshehtësitë etj).” [170]**

Përmbushja e këtij obligimi është një vepër e mirë të cilën e ka lavdëruar i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ibën Abasi *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* deshi të martonte një grua nga Kurejshët, Ummu Hani bint Ebi Talibi, e cila kishte pesë ose gjashtë djem të vegjël me burrin që i kishte vdekur. Ajo e refuzoi propozimin e të Dërguarit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* duke thënë: *“O i Dërguar i Allahut! Ti je krijesa më e dashur e Allahut te unë dhe më i dashur*

[169] Surja El-Ahzab, ajeti 33.
[170] Surja En-Nisa, ajeti 34.

*sesa dëgjimi dhe shikimi im. Do urreja për ty bezdisjen nga këta djem mëngjes e mbrëmje. Dhe me të vërtetë e drejta e burrit është e madhe. Andaj, unë kam frikë se nëse e drejtoj kujdesin tim ndaj burrit, do bëhem e pakujdesshme ndaj fëmijëve të mi dhe nëse e drejtoj kujdesin tim ndaj fëmijëve, do shpërfill të drejtat e burrit."* Ndërsa, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha:

***"Gratë më të mira që ngasin devetë janë Kurejshitet; ato janë më të kujdesshmet ndaj fëmijëve të tyre në fëmijëri dhe ndaj burrave të tyre sa i përket ruajtjes së pronës së tyre."***[171]

## Shpenzimi me lejen e tij

Gruaja nuk duhet të shpenzojë prej pasurisë së burrit të saj pa lejen e tij, apo për shkak të një miratimi që vetëkuptohet nga ana e tij, qoftë edhe për bamirësi. Abdullah Ibën Amër *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk i lejohet gruas të japë ndonjë kontribut pa lejen e burrit të saj."*** [172]

## Rreth dhënies së ushqimit pa lejen e bashkëshortit

Ushqimi është lënë në besimin e gruas, të cilin ajo nuk duhet ta japë si lëmoshë pa lejen e burrit të saj. Ebu Umame el Bahili *radijAllahu anhu* dhe të tjerë, kanë treguar se i Dërguari i Allahut

[171] Ahmedi dhe Ibn Sa'd. "Sahihah" nr. 2523. Teksti i fjalëve të të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* po ashtu transmetohet nga Buhariu, Muslimi dhe të tjerë, nga Ebu Hurejra dhe Muavija, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre. Shih "*Sahihah*" nr. 2524.
[172] Ebu Davudi. "*Sahihul Xhami*" nr. 7626 dhe "*Sahihah*" nr. 825.

*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* në një fjalim gjatë haxhit lamtumirës, pati thënë:

***"Allahu ka caktuar për çdo njeri të drejtën e tij të duhur. Andaj, asnjë trashëgimi nuk duhet të bëhet për trashëgimtarin (e zakonshëm). Dhe gruaja nuk mund të shpenzojë asgjë nga shtëpia e saj pa lejen e burrit të saj."*** Dikush e pyeti: *"O i Dërguar i Allahut! As edhe ushqimin?"* Ai u përgjigj: ***"Ajo është pasuria jonë më e mirë."***[173]

## Shpërblimi i përbashkët

Nëse gruaja jep lëmoshë nga pasuria e burrit të saj, duke e ditur se ai nuk e kundërshton këtë, ajo do marrë gjysmën e shpërblimit dhe ai gjysmën tjetër. Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur gruaja jep lëmoshë nga fitimet e burrit të saj, pa porosinë e tij, ai merr gjysmën e shpërblimit."*** [174]

Po ashtu Ebu Hurejra *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk i lejohet gruas të agjërojë pa lejen e burrit të saj, kur ai është prezent, përveçse në Ramazan. E as nuk i lejohet asaj ta lejojë dikë në shtëpinë e tij pa lejen e tij. Dhe çdo lloj lëmoshe***

[173] Ebu Davudi, Ibën Maxhe dhe të tjerë. "*Sahih Ebi Davud*" nr. 3044.
[174] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

***që ajo jep pa porosinë e tij, ajo merr gjysmën e shpërblimit.”*** *175*

Aisha *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***“Kur gruaja jep lëmoshë nga ushqimi i shtëpisë së saj, pa shkaktuar dëm (për familjen), ajo merr shpërblim për shpenzimin e tij dhe po ashtu burri i saj merr shpërblim, sepse ai e ka siguruar (ushqimin).”*** *176*

## Përdorimi i parave të saj

Islami i jep gruas të drejtën e posedimit të pasurisë. Burri nuk ka të drejtë të marrë nga pasuria e saj (duke përfshirë këtu stolitë e saj, prikën, rrobat etj) pa lejen e saj. Megjithatë, për të ruajtur harmoninë dhe rregullin në familje, duke qenë se burri është drejtues, Islami ka përcaktuar disa kufizime për gruan rreth mënyrës së shpenzimit të parave të saj.
Sikur gruaja ta ketë lirinë e shpenzimit të parave të saj sipas dëshirës së saj dhe pa asnjë miratim nga ana e burrit, konfliktet mund të lindin shpejtë kur shpenzimet e saj bien ndesh me disa nga vendimet e burrit, gjë që shkakton nënvlerësim të autoritetit të tij. Një shembull i thjeshtë do ishte rasti kur burri vendos të mos i blejë veturë djalit të tij adoleshent, mirëpo gruaja ndërhyn duke thënë: “Unë do t’ia blej me paratë e mia.” Andaj, Allahu i lartësuar, më i Mençuri, ka përcaktuar që gruaja të mos

[175] Buhariu.
[176] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

shpenzojë nga pasuria e saj pa lejen e burrit të saj (ose pa një pëlqim që vetëkuptohet).

Abdullah Ibën Amër dhe Ka'b Bin Maliki *radijAllahu anhu* kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Gruas nuk i lejohet të japë nga pasuria e saj prej momentit që ajo martohet, përveçse me lejen e burrit të saj".***[177]

Abdullah Ibën Amëri *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk i lejohet gruas që (në mënyrë të pavarur) të shpenzojë nga paratë e saj që nga atëherë kur burri i saj merr mbikëqyrjen ndaj saj (në martesë)."***[178]

Uathiletu *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Nuk i lejohet gruas të shpenzojë nga pasuria e saj, përveçse me lejen e burrit të saj."***[179]

## Islami kundërshton ligjet joislame

Këtu është i nevojshëm disa fjalë me rëndësi sa u takon muslimanëve që jetojnë në vendet joislame. Pa marrë parasysh

[177] Ahmedi, Ibën Maxhe dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 7238.
[178] Ebu Davudi dhe Hakimi. "*Sahihul Xhami*" nr. 7625 dhe "*Sahihah*" nr. 825.
[179] Taberani në "El-Kebir" dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 5424 dhe "*Sahihah*" nr. 775.

se cili nga dy bashkëshortët ka paguar për shtëpinë apo diçka tjetër të rëndësishme, ligjet e shteteve, si Shtetet e Bashkuara, detyrojnë që pasuria të ndahet baras mes dy bashkëshortëve. Kjo nuk është e drejtë dhe nuk i lejohet asnjërit të marrë atë që nuk i takon.

Andaj, nëse gruas i jepet gjysma e pasurisë së burrit, kur ai vdes apo ndahen, ajo nuk duhet të mendojë se ka të drejtë në këtë pasuri. Më saktë, ajo duhet të kërkojë pjesën e saj që i takon sipas Islamit dhe të japë çdo gjë tjetër përveç asaj, duke kujtuar Ditën kur ajo do të qëndrojë para Allahut *subhanehu ue teala* dhe Ai do të gjykojë drejtë mes asaj dhe të gjithë atyre ndaj të cilëve ajo ka mëkatuar.

# Largimi nga shtirjet dhe pohimet e rrejshme

Gratë, shpesh pëlqejnë të nxjerrin në publik atë që kanë, apo të pretendojnë se kanë gjëra të cilat realisht nuk i kanë. Kjo është një formë gënjeshtare, e cila është e ndaluar në Islam. Një grua e drejtë është si pasqyrë e pastër që reflekton pikturë të mirë.
Esma *radijAllahu anha* i ka thënë Profetit *sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*: *"O i Dërguar i Allahut, unë kam një ortake. A është gabim nëse pretendoj se kam gjëra përveç atyre që mi ka dhënë burri (me qëllimin për ta ngacmuar ortaken)?"* Ai u përgjigj:

***"Njeriu që pretendon se e ka atë që në të vërtetë nuk e ka, është sikur ai që vesh dy rroba të dinakërisë (hiles)."***[180]

[180] Buhariu dhe Muslimi.

# Përkujdesja ndaj fëmijëve

Përkujdesja ndaj fëmijëve është një përgjegjësi e përbashkët e bashkëshortëve. Megjithatë, kjo gjë është më e theksuar tek gruaja, sepse ajo zakonisht kalon më shumë kohë me fëmijët dhe është në pozitë të atillë që ushtron më shumë mbikëqyrje dhe udhëzime për ta.

## Rritja e tyre në pajtim me Islamin

Fëmijët janë fryti më i madh i martesës. Ata janë demonstrim për suksesin apo dështimin e martesës. Ruajtja e fëmijëve nga dëmet dhe rritja e tyre bazuar në mësimet e mira të Islamit, është siguria e vetme për mbrojtje nga shejtani dhe zjarri. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej zjarrit, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëjt të rreptë e të ashpër që nuk e kundërshtojnë Allahun për asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë që janë të urdhëruar."**[181]

Rritja e fëmijëve është një nga përgjegjësitë më të mëdha të gruas. Përmbushja e kësaj përgjegjësie të madhe, sjell kënaqësi dhe gëzim në zemrën e saj dhe të burrit. Ajo duhet ta mbajë këtë përgjegjësi sinqerisht dhe të mos e braktisë kurrë për hir të të fituarit të pak parave jashtë shtëpisë, ose të shikuarit e kanaleve të pavlefshme televizive.

[181] Surja Et-Tahrim (66):6.

## Gjidhënia

Gruaja ka për obligim t'i japë gji fëmijëve të saj deri në moshën dy vjeçare. Allahu *subhanehu ue teala* thotë:

**"Nënat, ato që duan ta plotësojnë gjidhënien, janë të obliguara t'u japin gji fëmijëve të vet dy vjet të plota."** [182]

Gruaja nuk guxon ta braktisë këtë obligim të rëndësishëm, përveç nëse ka një arsyetim i cili pranohet në Islam, siç është ndonjë problem mjekësor serioz. Gratë të cilat ua mohojnë të drejtat fëmijëve të tyre, janë të rrezikuara me dënim në varr dhe në botën tjetër.
Ebu Umame el Bahili *radijAllahu anhu* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Kur po flija, dy burra (engjëj) erdhën te unë, më mbajtën duart sipër dhe më dërguan te një kodër të gurtë. Ata thanë: "Hip!" Unë u thashë: "Nuk mund të ngjitem." Ata thanë: "Do ta bëjmë të lehtë për ty." U ngjita deri kur arrita një vend të lartë të kodrës. Dëgjova të qara të dhimbshme dhe pyeta: "Çfarë janë këto të qara?" Ata u përgjigjën: "Kjo është ulërima e njerëzve të zjarrit." Vazhduam deri sa pashë njerëz të varur nga tejzat e këmbëve, faqet e tyre të prera me gjak të shpërthyer. Pyeta: "Kush janë këta?" Ata u përgjigjën: "Këta janë ata që prishin agjërimin para se të jetë e lejuar." Vazhduam deri sa pashë njerëz të cilit ishin të ënjtur në mënyrë të frikshme, kishin erën më të ndytë dhe dukjen më të***

[182] Surja El Bekare (2):233.

***shëmtuar. Pyeta: "Kush janë këta?" Ata u përgjigjën: "Këta janë jobesimtarët që kanë vdekur (në fushëbetejë)." Vazhduam deri sa pashë njerëz të cilit ishin të ënjtur në mënyrë të frikshme, kishin erën më të ndytë, era e tyre ishte sikur e jashtëqitjes. Pyeta: "Kush janë këta?" Ata u përgjigjën: "Këta janë amoralët, femra dhe meshkuj." Vazhduam deri sa pashë gra me gjarpërinj duke ua kafshuar gjinjtë. Pyeta: "Çfarë nuk është në rregull me këto? Ata u përgjigjën: "Këto janë gratë që ua mohojnë fëmijëve të tyre qumështin." Vazhduam deri sa pashë djem duke luajtur mes dy lumenjsh. Pyeta:"Kush janë këta?" Ata u përgjigjën: "Këta janë pasardhësit e besimtarëve (që vdesin para pubertetit)."***[183]

## Përfundim

Çdo grua muslimane duhet të përpiqet të arrijë cilësitë e gruas së mirë, duke iu bindur Allahut dhe të Dërguarit të Tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, rrugë kjo e cila padyshim dërgon në Xhennet. Njashtu, me implementimin e këtyre cilësive, martesa e saj do të jetë me shumë lumturi. Këshilla më e mirë për secilën motër muslimane, është të larguarit nga metodat e jomuslimanëve. Në vend të ndërtimit të familjes sipas fe, jomuslimanët e ndërtojnë atë në epshe. Ata injorojnë dallimet bazike mes meshkujve dhe femrave dhe i trajtojnë ata njëjtë në çdo aspekt, gjë që ka rezultuar në prishjen e familjeve dhe shkatërrimin e lidhjeve.

Në Islam burrat dhe gratë kanë role të ndryshme. Detyrat më të jashtme i janë caktuar burrit, ndërsa gratë kanë më shumë

[183] Ibën Huzejme (nr. 1986), Ibën Hibani dhe të tjerë. Sahih ut Targib nr. 991.

ndikim në çështjet e brendshme familjare dhe në rritjen e fëmijëve, pasardhësve të ardhshëm të shoqërisë. Andaj, gruaja muslimane duhet të kalojë më shumë kohë me fëmijët sesa burri. Nëse familjet nuk janë të ndërtuara në themelet që i ka urdhëruar Allahu, ato do të udhëhiqen nga mizëria, urrejtja, përçarja dhe çoroditja.

Allahu pa dyshim se do ta bekojë atë martesë në të cilën burri dhe gruaja i binden Atij dhe përmbushin obligimet ndaj njëri-tjetrit.

# Nënat e besimtarëve

Kapitulli me titull "Nënat e Besimtarëve" i referohet grave të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Allahu *subhanehu ue teala* është Ai i Cili ua dha këtë titull:

**"I Dërguari është më i afërt për besimtarët, sesa ata për njëri-tjetrin; gratë e tij janë (si) nënat e tyre."**[184]

Nënat e Besimtarëve meritojnë respekt dhe vëmendje të veçantë. Ato janë gratë që i ka zgjedhur Allahu për shoqërimin intim të Pejgamberit të Tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ato na kanë transmetuar shumë dije nga bashkëshorti i tyre, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Sikur me nënën e vet, për besimtarët, Allahu e ka bërë të ndaluar martesën me ndonjërën nga Nënat e Besimtarëve pas Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

**"Juve nuk ju lejohet që ta shqetësoni të Dërguarin e Allahut, as që të martoheni me gratë e tij pas (vdekjes së) tij. Kjo është vërtet gjynah i madh para Allahut."** [185]

Në këtë kapitull, ne e prezantojmë një vështrim të shkurtër përmbledhës për secilën prej Nënave të Besimtarëve. Arsyeja për këtë është roli i tyre i rëndësishëm në transmetimin e asaj që ne dimë për jetën martesore të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

[184] Surja El Ahzab, ajeti 6.
[185] Surja El Ahzab, ajeti 53.

# Hadixheh bint Huvejlid
*radijAllahu anha*

Hadixheja *radijAllahu anha* ishte bija e Huvejlid bin Esed nin Abdil Uzza bin Kasij bin Kilab. Ajo ishte nga degët më bujare të fisit Kurajsh, ku në origjinë me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* takohet me stërgjyshin e pestë, Kasij. Para Islamit, ajo njihej si Et-Tahirah (e pastra).

Hadixheja ishte grua e pasur, e cila e punësoi Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për menaxhimin e tregut të saj, në Sham.[186] Duke e vënë re ndershmërinë e tij dhe të punuarit e mirë, i ofroi atij martesë, ndërsa ai u pajtua.

Para Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ajo ishte e martuar me Ebu Haleh bin Zurarah et-Temimi, e pastaj me Atik bin Abid bin Abdilah bin Umer bin Mahzum. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi kur ai ishte njëzet e pesë vjeçar, ndërsa ajo dyzet.

Ajo i lindi Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* shtatë fëmijë: tre djem: Kasimi, Tajibi dhe Tahiri dhe katër vajza: Rukajeh, Zejneb, Umm Kulthum, dhe Fatimeh.[187] Djemtë i vdiqën në fëmijërinë e tyre të hershme dhe tri vajzat e para vdiqën në Medineh, gjatë jetës së Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Fatimeja *radijAllahu anha* vdiq disa muaj pas vdekjes së babait të saj.

[186] Damasku dhe tokat përreth.
[187] Përderisa vajzat njihen dhe janë të konfirmuara, historianët dallojnë për sa u përket djemve, deri në atë masë sa disa thonë se ai nuk ka pasur djem fare nga Hadixheja, e disa tjerë thonë se ai e ka pasur vetëm Kasimin.

Hadixheja ishte personi i parë që e besoi Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe e mbështeti atë. Xhibrili *alejhisselam* shpesh i kërkonte Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* t'i jepte selam asaj. Ai i thoshte: ***"O Hadixheh, Xhibrili po të jep selam."*** Dhe fjala e Xhibrilit *alejhi ue selem*: ***"O Muhamed, jepi selam Hadixhes nga Zoti i saj."***[188]

Hadixheja ishte një nga gratë më të përkryera që ka jetuar ndonjëherë. Ebu Musa El Eshari dhe Kurrah bin Ijas *radijAllahu anhuma* kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Shumë burra ishin të kompletuar (në besim, karakter dhe takua), por vetëm tri gra ishin të kompletuarat: Asijeh-gruaja e Faraonit, Merjem bint Imran dhe Hadixheh bint Huvejlid. Dhe vlera e Aishes mbi gratë tjera, është sikur vlera e* theridit**[189] ***mbi llojet tjera të ushqimeve."***[190]

Gjithashtu, Enesi dhe Xhabiri *radijAllahu anhuma* kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ka emërtuar atë ndër katër gratë më të mira të të gjitha kohërave.

Ai ka thënë po ashtu***: "Më të mirat nga gratë e njerëzimit janë katër: Merjem bint Imran, Hadixheh bint Huvejlid, Fatimeh bint Muhamed dhe Asijeh, gruaja e Faraonit."***[191]

---

188 Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
189 Një gatim që përgatitet nga buka dhe lëngu i mishit. Është përplot me lëndë ushqyese dhe tretet lehtë.
190 Buhariu, Muslimi dhe të tjerë. Pjesa rreth Hadixhes transmetohet vetëm nga Ibën Merdavejh. "*Sahihul Xhami*" nr. 4578.
191 Ahmedi, Tirmidhiu dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 3328 dhe 3134.

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk ka qenë i martuar para se ta martonte Hadixhen, e as nuk ka martuar gra tjera gjatë kohës kur ajo ka qenë e martuar me të. Kur ajo vdiq, u mërzit thellësisht.

Aisheh *radijAllahu anha* ka treguar se kur i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e përmendte Hadixhen, nuk lodhej duke e përshkruar, lavdëruar dhe duke kërkuar faljen e Allahut për të. Një ditë, e mbisunduar nga xhelozia, Aisheh tha: *"Por Allahu të ka dhënë më të mirë se ajo grua e vjetër*." Duke vënë re shenja të zemërimit të madh në fytyrën e tij, ajo u pendua për fjalët e saj dhe mendoi në vete: *"O Allah, nëse e largon zemërimin e Pejgamberit tënd, më kurrë nuk do të them diçka të keqe për të."* Kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e vërejti pendimin e saj, tha:

***"Si ke mundur ta thuash këtë!? Pasha Allahun, ajo besoi në mua kur njerëzit më refuzuan dhe më strehoi kur njerëzit më dëbuan. Prej saj mu dhuruan pasardhës, ndërsa ju të gjitha (gratë tjera të mia) u mohuat nga pasardhësit prej meje."***

Aisheh shtoi: "*Ai vazhdoi të ma thoshte këtë, mëngjes e mbrëmje, për një muaj të plotë*." [192]

Në një transmetim tjetër, Aisheh *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut, *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ka thënë:

***"Jo, Allahu nuk ma ka zëvendësuar atë me askënd që është më e mirë. Ajo besoi në mua kur njerëzit më mohuan, më bëri partner në pasurinë e saj kur njerëzit më privuan dhe Allahu***

---

[192] Dulabi në "*Edh-Dhurrijetu Et-Tahirah*". I verifikuar si *hasen* nga Shuajb Arnauti në "Sijeru A'lami En-Nubela" 2:112.

***më dhuroi pasardhës nga ajo, ndërsa më mohoi pasardhës nga gratë e tjera.”*** [193]

Hadixheja *radijAllahu anha* radhitet lart në mesin e grave muslimane të të gjitha kohërave. Ky ishte rezultat i mbështetjes së saj të patundur ndaj më të mirit të bashkëshortëve të saj. Ajo i besoi atij, i ofroi atij mbështetje emocionale dhe financiare dhe e qetësoi në kohë të brengave. Allahu ia dhuroi Xhenetin për rolin vendimtar që ajo luajti në jetën e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, si dhe në jetën e secilit musliman. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, e ruajti si thesar kujtimin për të dhe mbajti lidhje respekti e nderimi me shoqet e saj[194] kohë të gjatë pas vdekjes së saj. Allahu ia dhuroi asaj pozitën e të qenët “Nëna e të gjithë pasardhësve të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem”*. Të gjitha gratë muslimane duhet të përfitojnë dobi nga shembulli i Hadixhes.

Hadixheja *radijAllahu anha* vdiq tri vjet para Hixhretit. U varros në Haxhun (një mal sipër Mekes). Atëherë ishte diku gjashtëdhjetë e pesë vjeçare.

# Seudeh bint Zem’ah
## *radijAllahu anha*

Seudeh bint Zem’ah bin Kajs *radijAllahu anha,* ishte nga Kurajshët, duke u takuar me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në origjinë në stërgjyshin e tetë, Lu’ej bin Galib. Më parë ajo ishte e martuar me Sekran bin Amër el Amiri dhe këta të dy

[193] Ahmedi. I verifikuar nga transmetimi i mëparshëm.
[194] Profeti salAllahu alejhi ue selem i ka ndihmuar ato kur kanë pasur nevojë, dhe kjo në mënyrë sheriatike siç është i kënaqur Allahu.

ishin prej njerëzve më të parë që e përqafuan Islamin. Ajo migroi me të për në Habesheh (Abisini). Burri i saj vdiq gjatë kthimit të tyre në Mekeh. Më vonë, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi atë në Mekeh, gjatë Ramadanit në vitin e dhjetë të pejgamberisë; ajo atëherë ishte në të pesëdhjetat. Menjëherë pas Hixhretit, ai e solli t'i bashkëngjitej në Medineh.

Seudeh ishte gruaja e parë të cilën e martoi Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pas Hadixhes, e cila atëherë ishte në mesin e të pesëdhjetave. Ishte gruaja e tij e vetme për më shumë se katër vite, deri sa e martoi Aishen.

Për shkak të moshës së saj të vjetër, Seudeh shpejtë e humbi interesimin e saj për burrë dhe ndjeu se ishte e paaftë ta kënaqte plotësisht Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi Aishen, Seudeh ia dha asaj radhën e vet, në mënyrë që ta kënaqte atë, në rast se ai kishte ndonjë mendim për ta divorcuar atë.

Ajo ishte grua e madhe, bujare, fisnike dhe e respektuar. Vdiq në Medineh, në vitin 23 H, afër fundit të udhëheqjes së Umerit *radijAllahu anhu*.

# Aisheh bint Ebi Bekër
*radijAllahu anha*

## Martesa e Aishes

Aisheh *radijAllahu anha* ishte bija e Es-Sidikut (më i sinqerti), Ebu Bekër Abdullah *radijAllahu anhu*, bin Ebi Kuhafeh Uthman bin Amir bin Amër bin Ka'b bin Sa'd bin Tejm bin Murrah. Si rrjedhim, ajo ishte nga degët më bujare e fisnike të fisit Kurajsh,

duke u takuar me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në origjinë te stërgjyshi i shtatë, Murrah bin Ka'b. Ajo është gruaja më e dijshme e këtij Umeti, pa diskutim. Nëna e saj ishte Umm Ruman bint Amir bin Uvejmir, nga fisi Kinaneh.

Aisheh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, lindi në Islam. Ajo ka thënë: *"Unë kurrë nuk i kam parë prindërit e mi ndryshe veçse duke e praktikuar fenë (Islame)."* Ajo ka qenë rreth tetë vjeçe më e re se Fatimeja, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre.

Kontrata e martesës së saj me Profetin *sal-lAllahu alejhi ue sel-lem* u bë ndërmjet Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe babait të saj, diku rreth tri vite para Hixhretit. Ai ishte viti i njëjtë në të cilin ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi Seuden. Ajo migroi me prindërit e saj në Medineh dhe Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e konsumoi martesën me të menjëherë pas betejës së Bedrit, gjatë muajit Sheual; atëherë ka qenë rreth nëntë vjeçare.[195] Ata qëndruan bashkë nëntë vite (deri sa vdiq

[195] Një vajzë nëntë vjeçare mund të jetë ende për disa vite shumë e re për martesë në shumicën e kulturave të sotme. Megjithatë, normat rreth moshës për martesë, kanë qenë shumë ndryshe në kulturat e mëhershme. Ka shumë raste të dokumentuara të vajzave që janë martuar në vitet e tyre të hershme, e që pastaj kanë jetuar jetën më normale të mundur, duke lindur shumë fëmijë të shëndoshë. Kjo është shumë më e mirë sesa veprimi i lirë i amoralitetit në mesin e shumicës së të ashtuquajturave vajza të reja 'të civilizuara' të kohës sonë, gjë që ka dërguar në shumë raste në shtatzëni të hershme, fëmijë pa baballarë, sëmundje mjekësore, varësi nga droga, e kështu me radhë. Madje, në vende me klimë tropikale dhe të nxehtë, është shumë e zakonshme që vajzat të hyjnë në pubertet në mosha shumë të reja, siç ka qenë rasti me Aishen, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, siç është e dukshme nga shumë vepra dhe ngjarje që tregohen për të gjatë viteve të saj të rinisë me të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Përfundimisht, nuk ka dyshim se Allahu *subhanehu ue teala* e ka zgjedhur Aishen, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, dhe e ka përgatitur atë prej viteve të saj të hershme për të qenë bartëse e denjë e një pjese të madhe të dijes së pejgamberisë.

Profeti *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem)*. Aishah, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ka treguar:

*"I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem më ka martuar pas vdekjes së Hadixhes, kur unë kam qenë gjashtë vjeçare. Kemi filluar të jetojmë së bashku kur kam qenë nëntë vjeçare. Disa gra erdhën tek unë përderisa po luaja në një luhatëse, flokët e mia ishin të gjata deri te supet. Ato më stolisën, zbukuruan dhe më dërguan te ai."*[196]

Esma bint Jezid bin Sakan[197] ka treguar se ajo e kishte stolisur Aishen për Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe pastaj e kishte ftuar për të ardhur për ta parë. Erdhi dhe u ul afër saj. Ia sollën një gotë të madhe me qumësht. Ai piu ca, e pastaj ia dha asaj. Ajo e uli kokën me turp dhe Esma e kritikoi duke i thënë: *"Mos e refuzo ofertën e të Dërguarit të Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem."* E mori gotën dhe piu ca. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pastaj i tha asaj: ***"Jepja shoqes tënde."*** Esma tha: *"O i Dërguar i Allahut! Merre së pari dhe pi nga ajo, e pastaj ma jep me dorën tënde."* Ai e mori, piu, pastaj ia dha asaj. Ajo u ul, e vendosi mbi gjunjë dhe e silli deri sa i vendosi buzët në vendin ku piu Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.[198] Pastaj ai bëri me shenjë nga disa gra tjera që ishin me të dhe i tha: "***Jepja***

[196] Ebu Davudi. "*Sijeru A'lami En-Nubela*" 2:228.

[197] Ajo ishte kushërira e Muadh Bin Xhebelit: një nga gratë ensarije e cila ia dha betimin për bindje Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* gjatë Bej'atu Riduan. Jetoi deri në kohën e Jezid Bin Muavijes.

[198] Kërkimi i bekimit nga prekja e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

***shoqeve tua.*** Ato thanë: *"Nuk kemi dëshirë."* Ai u tha: ***"Mos e kombinoni urinë me gënjeshtër."***[199]

## Rinia e Aishes

I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e pa anën lozonjare dhe të brishtë të natyrës së Aishes, gjatë viteve të para me të, dhe u soll me të në mënyrë të kuptueshme. Ajo tregon:

*"Unë luaja me kukulla dhe disa nga shoqet e mia të reja vinin për të luajtur me mua. Kur i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem vinte në shtëpi, ato fshiheshin dhe kur ai shkonte, ato vinin prapë. Dhe ai i dërgonte ato për të luajtur me mua."*[200]

Ajo gjithashtu ka treguar se kur i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u kthye nga beteja e Tebukut (ose Hajberit), ajo e kishte një kamare të mbuluar me perde. Era e fryu perden dhe i zbuloi disa kukulla. Ai pyeti: ***"Çfarë është kjo, o Aisheh?"*** Ajo u përgjigj: *"Këto janë kukullat e mia."* Në mesin e tyre pa një kalë me krahë të lëkurës dhe pyeti: ***"Çfarë është kjo që po shoh në mesin e tyre?"*** Ajo tha: "*Një kalë*." Ai pyeti: "***Dhe çfarë është ajo gjë në të?"*** Ajo u përgjigj: "*Dy krahë*." Ai thirri: "***Kalë me dy krahë****?!"* Ajo tha: "*A nuk ke dëgjuar se Sulejmani ka pasur kalë me krahë*?" Ai buzëqeshi deri sa ajo mund t'ia shihte dhëmbët e brendshëm.[201]

Aisheh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ka treguar se njëherë kur ishte shumë e re, shkoi me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në një udhëtim. Në një vend, u tha shokëve të tij:***"Lëvizni***

---

[199] Ahmedi. I verifikuar si *hasen* nga shejkh Albani në "*Adabu Ez-Zifa*" fq .92.
[200] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[201] Ebu Davudi, Nesaiu, dhe të tjerë. "*Sahih Ebi Davud*" nr. 4123.

***(largohuni) para nesh!"*** Pastaj i tha asaj: ***"Eja, dua të garoj me ty."*** Ata garuan dhe ajo e fitoi garën. Disa vite më pas, pasi u bë më e rëndë në peshë, ajo shkoi me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në një udhëtim tjetër. U tha shokëve të tij ***"Lëvizni (largohuni) para nesh!"*** Pastaj i tha asaj: ***"Eja, dua të garoj me ty."*** Ata garuan, e ai e fitoi garën dhe i tha: ***"Kjo fitore është për atë (të mëhershmen)."*** [202]

Aisheh *radijAllahu anha* gjithashtu ka treguar se njëherë disa abisinianë, erdhën si delegacion te Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Gjatë Bajramit, ata luajtën brenda xhamisë me shtizat e tyre. Umeri *radijAllahu anhu*, deshi t'i ndalte ata, por Pejgamberi sal-*lAll-llahualejhi ue sel-lem* i tha: "***Lëri***!"[203] Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* qëndroi te dera që dërgonte prej dhomës së Aishes për në xhami dhe e ftoi atë të rrinte pas tij për t'i shikuar lojërat e tyre. Ajo shtoi:

*"Ata luajtën brenda xhamisë. I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem e përdori rrobën e tij të sipërme për të më mbuluar përderisa shikoja. Unë qëndrova pas tij, me mjekrën time në supin e tij dhe me fytyrën pas tij. Qëndroi me durim deri sa e kënaqa kureshtjen time dhe dëshirova të largohesha.*[204]

# E vetmja e virgjër

Aisheh *radijAllahu anha* u bë një grua e bukur. Kjo është arsyeja pse atë e quajtën *Humejra*, e bardha e vogël.[205] Pejgamberi *sal-*

[202] Nesaiu, Ibën Maxhe dhe të tjerë. "*Sahihul Xhami*" nr. 7007.
[203] Pjesa për Umerin transmetohet nga Muslimi dhe Nesaiu prej Ebu Hurejres, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.
[204] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[205] Në fakt, Hamra do të thotë "e kuqe" dhe humejra do të thotë "e vogla e kuqe" (të dyja në gjininë femërore). Por, arabët e hershëm shpesh herë e

*lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk ka martuar tjetër të virgjër përveç Aishes *radijAllahu anha*, ndërsa ajo mburrej me këtë gjë tek ai. Njëherë e pyeti: *"O i Dërguar i Allahut, sikur të ndaleshe për pushim në një luginë në të cilin sheh drunj në të cilët është kullotur dhe një dru në të cilin nuk ka kullotur askush, në cilin dru do ta leje devenë tënde për të kullotur?"* Ai u përgjigj: *"**Druri në të cilin nuk ka kullotur askush**.*" Ajo i tha: "*Unë jam ai dru*." [206]

## Gruaja më e dashur

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e donte Aishen, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, më shumë se të gjitha gratë e tjera të tij. Amër bin El-Asi *radijAllahu anhu* ka treguar si e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*: *"O i Dërguar i Allahut! Kush është më i dashuri tek ti nga njerëzit?"* Ai u përgjigj: " ***Aisheh***." Ai pyeti: "*Dhe nga burrat*?" Ai u përgjigj: "***Babai i saj***." [207]

Dashuria e jashtëzakonshme e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për Aishen, ishte e ditur në mesin e muslimanëve. Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nuk donte përveçse gjërat e mira. Kështu, ai zgjodhi dy njerëzit më të mirë të umetit për të qenë të dashurit e tij. Kur një njeri i do ata, kjo do tregonte dashurinë e tij për Allahun dhe të Dërguarin e tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, dhe kur një person i urren ata, ai nuk do ishte meritor për dashurinë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

---

aplikonin përshkrimin "i kuq" për gjëra të bardha, duke e ruajtur përshkrimin "e bardhë" për "pastërti" dhe kuptime të përafërta (*Lisanul-Arab*).

[206] Buhariu.

[207] Buhariu dhe Muslimi.

# Vlera e saj mbi gratë tjera

Aisheh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, u shqua mbi të gjitha gratë tjera përmes cilësive të cilat e bënë Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* të thoshte:

*"**Vlera e Aishes mbi gratë tjera, është sikur vlera e theridit mbi llojet e tjera të ushqimeve**."*[208]

Kjo vlerë duhet të bazohet në një urdhër hyjnor, i cili e bëri Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ta donte atë më tepër se gratë e tjera të tij.

Siç do të shihet në kapitullin tjetër, Aisheh *radijAllahu anha* ka qenë e vetmja prej Nënave të Besimtarëve që Xhibrili *alejhis selam* erdhi me shpallje te Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* përderisa ishte nën mbulojë së bashku me të (Aishen). Në disa raste, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* do t'i thoshte:

*"**O Aisheh, Xhibrili është këtu dhe po të jep selam**."*[209]

# Shpifja e madhe

Duke e vërejtur pozitën e madhe të Aishes në zemrën e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, hipokritët u munduan që përmes saj ta sulmonin në nder. Në vitin 5 H, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* po kthehej në Medineh prej betejës së Murajsi'-it. Aisheh *radijAllahu anha* ishte me të, atëherë

[208] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë, nga Enesi. Një formulim i ngjashëm është cituar më herët nga hadithi i Ebu Musës.
[209] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

dymbëdhjetë vjeçare. Nga fundi i udhëtimit, ushtria u ndalën për pushim.

Pak para nisjes së tyre të natës, Aisheh vërejti se qaforja e saj po i mungonte dhe shkoi për ta kërkuar. U kthye dhe pa se ata ishte nisur. E mbështolli veten në rroba dhe u ul për të pritur që dikush prej njerëzve të kthehej për të. Pas pak e zuri gjumi.

Safuan bin el Mu'tel *radijAllahu anhu* po ngiste pas ushtrisë, duke u munduar që t'i zinte. Në mëngjes, arriti tek vendi ku ishte Aisha. Pasi e vërejti figurën e saj të mbyllët dhe e kuptoi se kush ishte, zbriti nga deveja e tij dhe priti që ajo ta ngiste atë. Vazhdoi të ecë para saj, duke e udhëhequr devenë, deri sa e arriti ushtrinë kur ajo ishte ndalur prapë për pushim afër mbrëmjes.

Kjo ishte një mundësi e artë për kokën e hipokritëve, Abdullah bin Ebi Selul dhe përkrahësit e tij, për të shpifur për Aishen, bashkëshortin e saj *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe tërë Umetin, duke e akuzuar atë se kishte bërë *zina* (amoralitet) me Safuanin.

Kjo e mërziti Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe muslimanët, për një muaj, deri sa Allahu zbriti dhjetë ajetet që e deklaruan pafajësinë e saj dhe që i kundërshtuan të gjithë ata që u bashkuan në shpifjen ndaj saj.[210] Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pastaj i tha asaj: ***"Vërtet, pasha Allahun, Allahu e ka deklaruar pafajësinë tënde!"*** [211]

[210] Surja En-Nur, ajetet 11-20.
[211] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë, nga Aisheja Allahu qoftë i kënaqur prej saj.

## Xhelozia e Aishes

Me gjithë dashurinë e madhe që Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e shfaqi ndaj Aishes, ajo ishte tejet xheloze në të. Disa ngjarje që e demonstrojnë këtë, janë të përmendura në kapitullin e radhës. Është interesant të theksohet, siç e pamë më herët, se xhelozia e saj e arriti edhe Hadixhen, e cila vdiq tri vite para martesës së saj. Ajo tha:

*"Kurrë nuk kam qenë xheloze në ndonjë grua aq sa kam qenë xheloze në Hadixhen, për shkak të përmendjes së saj të shpeshtë nga Pejgamberi i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem."*[212]

Enesi dhe Umm Selemeh, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, kanë treguar se njëherë Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ishte në shtëpinë e Aishes me disa nga shokët e tij, ndërsa Umm Selemeh ia dërgoi atij një pjatë me ushqim. Kur Aisheh e pa atë, e mori një gur me madhësinë e dorës dhe e goditi pjatën, duke e thyer atë në dy pjesë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i mblodhi copat e pjatës dhe u tha shokëve të tij:

***"Hani! Nëna juaj ishte e pushtuar nga xhelozia. Hani! Nëna juaj ishte e pushtuar nga xhelozia."***

Hëngrën. Pejgamberi sal-*lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pastaj e mbajti pjatën e thyer në shtëpinë e Aishes, ndërsa Umm Selemes ia dërgoi një pjatë të mirë të saj, dhe tha:

***"Një pjatë për pjatën (e dëmtuar) dhe ushqim për ushqimin (e dëmtuar)."*** [213]

[212] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

Aisheh *radijAllahu anha* ka treguar se një natë nuk e gjeti Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* afër saj. Pastaj, pra se ai ishte duke u falur. I kaloi gishtat e saj nëpër flokët e tij për të parë nëse ai ishte larë (duke dyshuar se në mënyrë sekrete mund ta kishte vizituat ndonjërën nga gratë e tjera). Më vonë i tha:

*"**Shejtani yt vërtet të ka ardhur**."* Ajo pyeti: *"O i Dërguar i Allahut! A nuk ke ti shejtan*?" Ai u përgjigj: ***"Po vërtet, por Allahu më ka ndihmuar kundër tij, kështu që ai e ka pranuar Islamin**."* [214]

Aisheh ka treguar se një natë mungoi Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe mendoi se kishte shkuar te ndonjëra nga gratë e tij. E gjeti duke u falur, në *ruku* ose *suxhud*, duke thënë:

***"Subhaneke ue bihamdik, la ilahe il-la ent – I pastër nga të metat je Ti dhe lavdërimi qoftë mbi Ty, nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Teje."***

Ajo pastaj tha: *"T'u bëfshin kurban nëna dhe babai im! Vërtet, ti je i angazhuar në një çështje (adhurim) dhe unë në një çështje tjetër (xhelozi)."* [215]

Aisheh ka treguar se një natë kur ishte radha e saj me të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, ai doli nga shtrati, e largoi rrobën e tij të sipërme, i hoqi këpucët dhe i vendosi afër shputave. Pastaj e zgjati skajin e rrobës së tij të poshtme (*izarin*) dhe u shtri. Priti deri sa mendoi se ajo kishte fjetur, pastaj me qetësi u ngrit dhe e mori rrobën e tij të sipërme,

[213] Nesaiu, Ibën Maxheh dhe të tjerë. "*Iruaul Galil*" nr .1523.
[214] Nesaiu. "*Sahihu Sunen En*-Nesai" nr. 3696.
[215] Muslimi, Nesaiu dhe të tjerë.

mbathi këpucët, e hapi derën dhe doli jashtë, duke e mbyllur me qetësi. Aisheh shpejt e veshi veshjen e saj dhe mbulesën e kokës, e mbështolli rreth vetes *izarin* dhe vrapoi pas tij.

Pejgamberi sal-*lAll-llahu alejhi ue sel-lem* shkoi deri në *El-Beki',*[216] qëndroi për një kohë të gjatë dhe i ngriti duart tri herë. Pastaj, u kthye, edhe Aisheh u kthye, ai eci shpejtë dhe ajo eci shpejt, ai vrapoi dhe ajo vrapoi, deri sa të dy i arritën shtëpitë. Ajo u ngut para tij dhe hyri në shtëpi. Sapo u shtri, Profeti *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha: "***Çfarë ka, o Aish***[217], po ***gulçon dhe gjoksi yt po ngrihet dhe po ulet***?" Ai u përgjigj: "*Asgjë, o i Dërguar i Allahut*." Ai tha: ***"Ose më trego, ose më i Gjithëdijshmi, i Mirinformuari, do të më tregojë***." Kështu, ajo tha: "*T'u bëfshin kurban nëna dhe babi im, o i Dërguar i Allahut*!" dhe i tregoi se çfarë ka ndodhur. Ai pyeti: "***Pra, ti paske qenë ajo gjëja e zezë që e pashë para meje?"*** Ajo u përgjigj: "*Po*." Ai e shtyri atë në gjoks sikur në lojë dhe i tha: "***A mendove se Allahu dhe i Dërguari i Tij do ishin të padrejtë ndaj teje (duke ia dhënë kohën tënde ndonjë gruaje tjetër)!?"*** Ajo tha: "*Çfarëdo që fshehin njerëzit, Allahu e di*." Ai tha:

***"Po. Vërtet, Xhibrili më erdhi kur më pe mua. Ai më thirri duke mos lejuar ty të dëgjosh dhe unë iu përgjigja duke mos të treguar ty. Ai nuk do të futej në shtëpinë tënde pasi që i ke hequr rrobat. Mendova se ti kishte fjetur dhe urreva të të zgjoja, duke pasur frikë se do ndiheshe e vetmuar (sikur ta dije që po shkoja). Xhibrili më tha: "Zoti yt po të urdhëron të***

216 Një varrezë në veri të xhamisë së Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në të cilën shumë sahabë dhe Nëna të Besimtarëve janë varrosur.
217 Nofkë me të cilën nganjëherë Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e thërriste Aishen.

***shkosh tek njerëzit (të vdekurit) e El-Beki' dhe të kërkosh falje për ta."***

Aisheh *radijAllahu anha* pyeti: "*Çfarë duhet të them për ta, o i Dërguar i Allahut*?" Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue-selem* tha:

***"Selami qoftë mbi banorët e këtyre banesave, prej besimtarëve dhe muslimanëve! Allahu i mëshiroftë të parët dhe të fundit nga ne! Edhe ne me vullnetin e Allahut (kur të vijë vendimi i Tij), me ju do të radhitemi."*** [218]

## Beteja e Xhemelit

Me 18 Dhul Hixheh, të vitit 35 H, u vra Uthmani *radijAllahu anhu* përmes një komploti nga Abdullah bin Sebe' dhe armiq të tjerë të Islamit. Disa ditë pas kësaj, Aliu *radijAllahu anhu* u emërua si *halifeja* i ri. Aliu, Aisheh dhe disa sahabë tjerë, kishin për qëllim zgjidhjen e problemeve që e pasuan vrasjen e Uthmanit *radijAllahu anhu*. Më kryesorja ishte që t'i gjenin dhe ndëshkonin vrasësit, e ta rikthenin autoritetin e *halifes*.

Megjithatë, Ibën Sebe' dhe pasuesit e tij vazhduan me komplotet e tyre dhe patën sukses në tërheqjen e sahabëve në një luftë kundër njëri-tjetrit, me Aishen, Talhan dhe Zubejrin nga njëra një anë, kundër Aliut, Amarit dhe shokëve të tjerë. Ajo u quajt beteja e Xhemelit (devesë), sepse u përqendrua rreth devesë, e cila e barti ulësen e Aishes.

Beteja u zhvillua në mesin e Xhumadel Ahirah të vitit 36 H. Aliu *radijAllahu anhu* e fitoi betejën, por pas vrasjes më shumë se

[218] Muslimi, Ahmedi dhe të tjerë.

dhjetë mijë muslimanëve, duke përfshirë edhe Talhan dhe Zubejrin.

Pas fitimit të betejës, Aliu e trajtoi Aishen me respekt dhe e dërgoi në siguri në shtëpinë e saj. Amar bin Jasiri *radijAllahu anhu*, në fjalimin e tij para luftimit, tha: *"Vërtet, ne e dimë se ajo është gruaja e Pejgamberit tonë sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem përherë (në këtë botë dhe botën tjetër)."* [219]

Pjesëmarrja e Aishes dhe përkrahësve të saj në atë luftë, u bazua në *ixhtihad* dhe ishte për kënaqësinë e Allahut. Por, më vonë ata e kuptuan se pozicioni i tyre ishte i gabuar, dhe Aisheh *radijAllahu anha* u pendua thellësisht për këtë deri në ditët e saj të fundit.

## Vdekja e saj

Aisheh *radijAllahu anha* e mbarti një sasi të madhe të dijes prej Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe një numri të shokëve të tij, duke përfshirë Ebu Bekrin dhe Umerin, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre. Transmetimet e saj janë më shumë se dy mijë, treqind prej të cilave janë transmetuar nga Buhariu, Muslimi ose nga të dy. Aisheh vdiq në vitin 58 H, në Medineh dhe u varros në el-Beki'.

# Zejneb bint Huzejmeh
*radijAllahu anha*

Ajo ishte Zejneb bint Huzejmeh bin El Harith bin Abdilah El Hilalijeh *radijAllahu anha*, gjithashtu u quajt Ummul Mesakin

[219] Buhariu dhe Tirmidhiu.

(Nëna e nevojtarëve), për shkak të bujarisë së saj të madhe. Ajo dhe Mejmuneh ishin motra prej nëne.

Më parë ishte e martuar me Tufejl bin Harith. Pas vdekjes së tij, e martoi vëllai i tij Ubejdeh bin Harith *radijAllahu anhu*, i cili u vra në betejën e Uhudit. Ndërsa pas kësaj, e martoi i Dërguari i Allahut sal-*lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

Ajo qëndroi me të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* rreth dy muaj, më pas vdiq, duke qenë në moshën gjashtëdhjetë vjeçare. Ishte e para nga Nënat e Besimtarëve që u varros në El-Beki'.

# Umm Selemeh
*radijAllahu anha*

## Prejardhja

Ajo ishte Hind bint Ebi Umejeh, nga dega Mahzum e fisit Kurajsh, duke u takuar me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në origjinë tek stërgjyshi i shtatë, Murrah bin Ka'b. Ishte kushërirë e Halid bin Uelidit dhe Ebu Xhehl bin Hishamit. Ishte grua shumë e bukur dhe prej grave të para muslimane që ka emigruar në Medineh. Para martesës me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* ishte e martuar me Ebu Selemeh bin Abdil Esed el Mahzumi *radijAllahu anhu.*

## Martesa e saj me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*

Umm Selemeh *radijAllahu anha* ka treguar se njëherë e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* duke thënë:

***"Sa herë që një sprovë e godet muslimanin dhe ai thotë atë që e urdhëron Allahu: "Inna lil-lahi ue inna ilejhi raxhiun. Allahumme exhirni fi musibeti ue ahlif li hajran minhe –Të Allahut jemi dhe te Ai do të kthehemi. O Allah, më shpërble për këtë fatkeqësi (sprovë) dhe ma zëvendëso atë me diçka më të mirë!", Allahu pastaj do t'ia zëvendësojë atë me diçka më të mirë."***

Kështu, kur Ebu Selemeh vdiq, ajo mendoi: *"Kush prej muslimanëve mund të jetë më i mirë se Ebu Selemeh?! Ai ishte prej njerëzve të parë që migroi te i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem!"* Mirëpo, e tha duanë e mësipërme dhe Allahu ia zëvendësoi atë me të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e dërgoi Hatib bin Ebi Belta'ah për ta përfaqësuar atë në kërkimin e dorës së saj për martesë. Ajo i tha: *"Unë e kam një vajzë për ta mbikëqyrur dhe jam grua xheloze*." I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llah alejhi ue sel-lem* i tha:

***"Sa i përket vajzës së saj, e lus Allahun që t'i mjaftojë asaj[220] dhe e lus Allahun që t'ia largojë xhelozinë!"*** [221]

[220] Domethënë me kujdesin e të Dërguarit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* (sh.r.)
[221] Muslimi, Bejhekiu dhe Ahmedi.

Në një transmetim tjetër, Umm Selemeh *radijAllahu anha* ka thënë se kur ka vdekur Ebu Selemeh *radijAllahu anhu*, ajo shkoi te Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe i tregoi: "O i Dërguar i Allahut! Ebu Selemeh ka vdekur." Ai e mësoi atë të thoshte:

***"O Allah, më fal mua dhe atë dhe zëvendësoma me atë që është më e mirë!"***

Prandaj tha: "*Allahu pastaj ma zëvendësoi me një që është më i mirë për mua: me Muhamedin sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*!" [222]

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi atë në vitin 4 H, kur ishte tridhjetë vjeçare. Të tre nga fëmijët e saj, Umeri, Selemeh dhe Zejneb, u bënë sahabë. Kurse ajo u bë një nga gratë më të dijshme të Islamit.

## Vdekja e saj

Umm Selemeh ishte e fundit që ka vdekur nga Nënat e Besimtarëve. Ajo jetoi deri sa u informua për vrasjen e Husejn bin Aliut *radijAllahu anhu*. Shumë e pikëlluar nga kjo, ajo vdiq pas kësaj në vitin 62 H, duke qenë atëherë përafërsisht nëntëdhjetë vjeçare; u varros në El-Beki'.

# Hafsah bint Umer
*radijAllahu anha*

Hafsah, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ishte vajza e Umer bin Hatab bin Nufejl *radijAllahu anhu*, nga fisi Kurajsh. Takohej në

[222] Muslimi, Bejhekiu dhe të tjerë.

prejardhje me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* te stërgjyshi i tij i tetë, Ka'b bin Luej. Nëna e saj ishte Zejneb bint Maz'un, motra e Uthman bin Maz'un, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre.

Hafsah më parë ishte e martuar me Hunejs bin Hudhafeh es Sehmi, i cili ishte një nga muslimanët e parë që migroi së pari në Habesheh (Abisini). Ai luftoi në Bedër dhe Uhud, dhe vdiq nga plagët menjëherë pas Uhudit, në vitin 3 Hixhri.

Pas vdekjes së Hunejsit, Umeri ia ofroi Hafsan Ebu Bekrit dhe Uthmanit, por të dy ata refuzuan ta martonin. Kjo e mërziti Umerin, por Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e ngushëlloi atë duke i thënë:

***"Një që është më i mirë se Uthmani, do ta martojë Hafsan. Ndërsa Uthmani do ta martojë një që është më e mirë se Hafsah."***[223]

Kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi Hafsan, ajo ishte përafërsisht njëzet vjeçare. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alehi ue sel-lem* e divorci atë njëherë, me sa duket për shkak të shfaqjes së një sekreti që ai e urdhëroi atë ta mbante (siç do të diskutohet në kapitullin e radhës), por Allahu e urdhëroi atë ta kthente prapë. Ai tha:

***"Xhibrili më tha: "Ktheje Hafsan, sepse ajo agjëron shumë dhe falet natën shumë. Aj do të jetë gruaja jote në Xhennet."*** 224

Ajo vdiq në vitin 45 H, në Medineh.

---

[223] Buhariu dhe Ibën Sa'd nga Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.
[224] Ebu Davudi, Nesaiu dhe të tjerë nga Umeri dhe Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre. "*Sijeru A'lam En-Nubela*" 2:228.

# Zejneb bint Xhahsh
*radijAllahu anha*

Zejneb bint Xhehsh bin Ri'ab, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ishte vajza e Umejmeh bint Abdul Mutalib bin Hashim, hallës së Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nga babai. Ajo lindi përafërsisht njëzet vjet para fillimit të misionit të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.

Ajo e përqafoi Islamin në Mekkeh herët gjatë misionit të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ishte e martuar me Zejd Bin Haritheh, meula (robi i liruar) i të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Martesa e tyre nuk ishte e suksesshme dhe përfundoi në divorc. Menjëherë pas kësaj, urdhri i Allahut erdhi për Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që ta martonte atë. Ajo lavdërohej me këtë gjë tek gratë e tij të tjera, duke thënë:

*"Përderisa juve ju kanë dhënë prindërit për martesë, mua më ka dhënë Allahu subhanehu ue teala, duke qenë Ai lartë mbi Fronin e Tij."* [225]

Ajo ishte e ndershme, fisnike dhe bamirëse. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

***"Prej jush (grave të mia) që do të më bashkohet e para, është ajo me duart më të gjata (d.m.th. më bamirësja)."*** [226]

Aishah *radijAllahu anha* ka thënë:

***"Të gjithat nga to (Nënat e Besimtarëve) garonin në bamirësi, por Zejneb shquhej sepse ajo fitonte duke punuar dhe pastaj i jepte në bamirësi."*** [227]

[225] Buhariu dhe të tjerë.
[226] Buhariu dhe Muslimi nga Aisheh.

Andaj, është më e saktë të thuhet se ky hadith vlente për të, në kundërshtim me çfarë menduan disa transmetues (që është për Seuden).

Aishah, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, gjithashtu e përshkroi atë duke thënë:

*“Ajo më bëri konkurrencë mua në pozitën tek i Dërguarin e Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem. Nuk kam parë grua më të ndershme se Zejneb, e as një me më shumë takua ndaj Allahut, më të sinqertë në të folur, më dashamirëse ndaj të afërmve të saj, më bujare dhe më të dedikuar në punën që ajo bëri për bamirësi, përveç një temperamenti të nxehtë që e kishte, por shpejt e mposhte. Allahu qoftë i kënaqur prej saj!”* [228]

Hadithi i mësipërm dëshmon se Zejneb ka vdekur para Seudes. Ajo vdiq në vitin 20 H dhe Umeri *radijAllahu anhu* ia fal namazin e xhenazes. Ajo u varros në el-Beki’.

## Xhuvejrijeh bint Harith
### *radijAllahu anha*

Xhuvejrijeh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ishte bija e Harith bin Ebi Dirar *radijAllahu anhu*. Emri i saj ishte Berrah, por Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ia ndërroi në Xhuvejrijeh.[229] Ishte nga fisi Mustalik. U mor si robëresh e luftës gjatë betejës së Murajsi’-it, në vitin 5 H. Kur Pejgamberi *sal-lAll-*

[227] Muslimi.
[228] Muslimi dhe Ahmedi.
[229] Kjo tregohet nga Muslimi dhe të tjerë nga Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

*llahu alejhi ue sel-lem* e martoi, ishte njëzet vjeçare; vdiq përafërsisht pesëdhjetë vite më vonë.

Ishte grua shumë e bukur, siç vërtetohet nga ortakja e saj Aisheh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj:

"*Kur i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem i ndau robërit e luftës së fisit Mustalik, Xhuvejrijeh bint Harith iu dha Thabit bin Kajs bin Shemasit (ose një kushëriri të tij). Ajo bëri kontratë me të për ta liruar për para. Ishte grua shumë e bukur, secili që e shihte hutohej nga bukuria e saj. Ajo erdhi te i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem duke i kërkuar ndihmë për ta liruar veten. Pasha Allahun, kur e pashë atë te dera ime, e urreva (për shkak të bukurisë së saj) dhe e dita se i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem do të gjente në të,atë që gjeta unë (bukurinë). Hyri brenda dhe tha: "O i Dërguar i Allahut! Unë jam Xhuvejrijeh bint Harith bin Ebi Dirar, prijësi i njerëzve të tij dhe jam goditur me fatkeqësi, siç e dini. Jam caktuar për Thabit bin Kajs bin Shemasin (ose një kushëri të tij). Kam bërë kontratë me të që të paguaj për veten. Erdha për ta kërkuar ndihmën tënde në këtë. Ai i tha: "***A dëshiron ta shqyrtosh një marrëveshje më të mirë?"*** *Ajo pyeti: "Çfarë është ajo o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: "***Unë paguaj për ty (të liroj) dhe të martoj."*** *Ajo tha: "Sigurisht, o i Dërguar i Allahut." Ai tha: "***Përfundoi***."Kur erdhi lajmi se i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem e kishte martuar Xhuvejrijen, muslimanët i liruan robërit e tyre prej Mustalik, të cilët ishin bërë vëllezërit e tij (nga ana e gruas). Kështu, u liruan njëqind familje nga Mustalik. Nuk njoh ndonjë grua që i solli më shumë bereqet njerëzve të saj sesa Xhuvejrijeh."* [230]

[230] Ahmedi dhe Ibën Hishami. *"Sijeru A'lam En-Nubela"* 2:262.

# Umm Habibeh

*radijAllahu anha*

Ajo ishte Ramleh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, motra e Muavijes *radijAllahu anhu*, që të dy ishin fëmijë të Ebu Sufjanit, Sahr bin Harb bin Umejeh bin Abd Shems bin Abd Minaf.

Takohen në origjinë me me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tek stërgjyshi i katërt, ‘Abd Minaf Bin Kasij. Ajo ishte kushërirë e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* prej babait.

Ajo migroi në Habesheh (Abisini) me bashkëshortin e saj Ubejdullah bin Xhahsh. Në Habesheh, ai mohoi dhe vdiq si i krishterë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pastaj e dërgoi Amër bin Umejeh tek Nexhashiu, duke kërkuar ta martonte atë. Nexhashiu e martoi atë me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ia dha asaj katër mijë dirhem dhe dhurata, e dërgoi atë në Medineh nën mbrojtjen e Sherhabil bin Haseneh. Ajo arriti në Medineh në vitin 6 të Hixhretit; atëherë ishte mbi tridhjetë vjeçe.

Vdiq gjatë udhëheqjes së vëllait të saj Mu’avijeh, në vitin 42 H apo 44 H.

# Safijeh bint Hujej

*radijAllahu anha*

Safijeh bint Hujej bint Ahtab bin Sa’jeh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, rridhte nga pejgamberi Harun *alejhis selam*, i cili vimte nga Levi bin Ja’kub bin Is’hak, *alejhimas selam*.

Më parë ishte e martuar me Selam bin Ebi Hakik dhe pastaj me vëllanë e tij Kinaneh bin Ebi Hakik. Kinaneh u vra gjatë betejës së Hajberit, ndërsa Safijah u mor si rob lufte, por Pejgamberi *sal-lAllahu alejhi ue sel-lem* e liroi dhe e martoi, duke qenë atëherë përafërsisht shtatëmbëdhjetë vjeçare.

Ihte e ndershme, e respektueshme, e mençur, e bukur dhe e drejtë. Enesi tregoi se njëherë Safijeh dëgjoi se Hafsah kishte thënë për të: "*Ajo nuk është asgjë, veçse e bija e një jehudi*." Ajo qau për këtë. Kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e pa atë duke qarë, e pyeti për shkakun dhe ajo i tregoi se çfarë kishte thënë Hafsah. Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* tha:

***"Vërtet, ti je bijë e Pejgamberit (Harun) dhe vërtet axha yt (Musa) është Pejgamber. Dhe vërtetë ti je e martuar me Pejgamber. Andaj, si mundet ajo të mburret mbi ty?!"*** Ndërsa Hafses i tha: "*Ki frikë Allahun, o Hafsah*!" [231]

Ajo vdiq afërsisht në vitin 50 H, në Medineh; u varros në El-Beki'.

# Mejmuneh bint El-Harith
## *radijAllahu anha*

Mejmuneh bint El-Harith bin Hazn Hilalijeh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ishte motra e Ummul Fadl, gruas së Abasit. Ndaj ishte teze prej nënës e të dyve, Halid bin Uelidit dhe Ibën Abasit, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre.

Para Islamit, ajo ishte e martuar me Mes'ud bin Amër Eth-Thekafi, i cili më vonë e divorcoi atë. Pastaj u martua me Ebu

[231] Ahmedi dhe Tirmidhiu. "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2: 223.

Ruhm bin Abdil Uzza. Pasi vdiq Ebu Ruhmi, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi në Dhul Ka'deh të vitit 7 H, menjëherë pasi e përfundoi Umrën. Ishte grua shumë bujare. Aisheh e ka përshkruar atë duke thënë:

*"Pasha Allahun, Mejmuneh është tashmë e vdekur, por vërtetë ajo ishte më e drejta në mesin tonë dhe më e mira ndaj të afërmve të saj."* [232]

Ajo vdiq afërsisht në vitin 50 H, dhe u varros në Serif, një rrethinë e njëjtë Mekase, ku Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e martoi atë.

# Marijah
## *radijAllahu anha*

Marijeh bint Shem'un, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ishte një nga robëreshat e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Mukaukasi, i cili ishte mbreti i Aleksandrisë dhe Egjiptit, ia dërgoi atë si dhuratë atij në vitin 7 H.

Ajo ishte egjiptiane kopte me pamje të mirë e të dëlirë. E pranoi Islamin kur arriti në Medineh. Ajo e lindi Ibrahimin në vitin 8 H, djalin e tij të vetëm prej grave të tij, përveç Hadixhes, në vitin 8 H. Kjo ia siguroi asaj lirinë dhe Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e veshi atë si gratë e tij të tjera. Ibrahimi vdiq kur i kishte dy vjet.

Marijah vdiq në Medineh në vitin 16 H, gjatë *hilafetit* të Umerit *radijAllahu anhu* dhe u varros në El-Beki'.

---

[232] Hakimi dhe Ibën Sa'di. I verifikuar si *hasen* nga Shuajb Arnauti "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2:244.

# Data të rëndësishme

Tabela në vijim i përmbledh disa data të rëndësishme sa u përket Nënave të Besimtarëve. "Martesa" i referohet vitit në të cilin janë martuar me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Duhet të vihet re se shumë prej këtyre datave janë të përafërta dhe historianët dallojnë shumë mbi disa prej tyre. Për shembull, disa historianë thonë se Seudeh vdiq në vitin 5 H, të tjerë thonë se ajo vdiq rreth fundit të udhëheqjes së Umerit. Po i listojmë më poshtë datat që i kemi parë si më të sakta:

## Data të rëndësishme rreth Nënave të Besimtarëve

| | *Emri* | *Lindja* | *Martesa* | *Vdekja* | *Mosha* |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Hadixheh bint Huvejlid | 68 H | 28 PH | 3 PH | 65 |
| 2 | Seudeh bint Zem'eh | 58 PH | 3 PH | 23 H | 80 |
| 3 | Aisheh bint Ebi Bekër | 9 PH | 2 H | 58 H | 66 |
| 4 | Zejneb bint Huzejmeh | 57 PH | 4 H | 4 H | 60 |
| 5 | Umm Selemeh (Hind bint Ebu Umejeh) | 28 PH | 4 H | 62 H | 90 |
| 6 | Hafsah bint Umer | 18 PH | 4 H | 45 H | 62 |
| 7 | Zejneb bint Xhahsh | 33 PH | 5 H | 20 H | 53 |
| 8 | Xhuvejrijeh bint El-Harith | 14 PH | 6 H | 56 H | 70 |
| 9 | Umm Habibeh (Ramleh bint Ebi Sufjan) | 25 PH | 6 H | 44 H | 68 |
| 10 | Safijeh bint Hujej | 10 PH | 7 H | 50 H | 60 |
| 11 | Mejmuneh bint El-Harith | 30 PH | 7 H | 50 H | 80 |
| 12 | Marijeh bint Sham'un, kopte | 10 PH | 7 H | 16 H | 26 |

# Gratë e tjera

Kishte gra të tjera të cilat i kishte martuar Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, por nuk u është afruar për arsye të ndryshme. Ato kanë qenë:

-Alijeh nga fisi Bekër bin Kilab
-Esma bint Ka'b El-Xheunijeh
-Umm Sherik nga Ensarët
-Sana bint Esma bin Salt Es-Sulemijeh
-Fatimeh El-Kilabijeh
-Esma bint Nu'man El-Kindijeh
Sa i përket Esma bint Ka'b El Xheuniheh, Aisheh ka treguar se kur ajo iu dorëzua Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe ai iu afrua asaj, ajo tha: *"I lutem Allahut të më mbrojë nga ti!" Ai menjëherë e ndau atë duke i thënë:*

***"Vërtetë, ke kërkuar mbrojtje nga i Madhi. Shko te familja jote!"*** [233]

Disa transmetime tregojnë se ajo u pendua për këtë gjë për tërë jetën.

[233] Buhariu, Ibën Maxheh dhe të tjerë.

# Jeta e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* me gratë e tij

Jeta e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* me gratë e tij, ishte vërtetë mahnitëse. Ajo reflekton një kombinim mahnitës të natyrës njerëzore dhe asaj profetike, natyrë njerëzore kjo e ngritur në nivele madhështore të dhembshurisë, mëshirës, keqardhjes dhe faljes, dhe ajo profetike duke mbajtur epërsinë e saj në mes të ngjarjeve më të habitshme që mund të lindin në mes njerëzve të martuar.

Ajo gjithashtu i sjell në jetë personalitetet e grave të tij – Nënave të Besimtarëve. Ato ishin gra reale njerëzore që kishin shumë prej karaktereve të zakonshme të grave, si: xhelozia, fshehtësitë dhe zemërimi i pakontrolluar.

Në kapitullin e mëparshëm, i kemi prezantuar disa gjërave që kanë ndodhur në mes të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe grave të tij. Në çfarë vijon, ne do t'i prezantojmë disa të tjera shtesë, veçanërisht ato të cilat janë më të gjata ose që përfshijnë më shumë detaje. Një numër i madh i mësimeve mund të nxirren nga secila prej transmetimeve vijuese. Megjithatë, ne do ta ofrojmë vetëm një numër të kufizuar të komenteve, që i shohim të nevojshme për sqarimin e disa rasteve të turbullta, ose të nxjerrim disa morale të rëndësishme.

# Një ndarje në dy grupe

Nënat e Besimtarëve *radijAllahu anhuma* i formuan dy 'grupe' kundërshtare. I pari i me Aishan, Allahu qoftë i kënaqur prej saj,

dhe tjetri me Umm Selemeh, Allahu qoftë i kënaqur prej saj. Qëllimi i tyre ishte tërheqja (sa më e madhe e mundur) e njohjes dhe dashurisë së Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem.*

## Teksti i hadithit

Aishah *radijAllahu anha* ka treguar se gratë e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ishin dy palë; në njërin ishte Aishah, Hafsah, Safijeh dhe Seudeh dhe ana tjetër përfshinte Umm Selemen dhe pjesën tjetër të grave[234] të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Duke e ditur dashurinë eprore të të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndaj Aishes, muslimanët që dëshironin t'i jepnin dhuratë atij, e vononin dhënien e saj deri sa ai ndodhej në shtëpinë e Aishes, e atëherë t'ia dhuronin.

Kështu, pala që kishte Umm Selemen, kërkuan prej saj të fliste me të dhe t'u kërkonte njerëzve që t'i jepnin dhuratat e tyre, pa marrë parasysh se në cilën shtëpi të grave të tij do të gjendej ai. Kur ishte radha e saj me të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, Umm Selemeh ia tha këtë atij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* por nuk mori përgjigje. Pasi që ia tregoi këtë gjë 'ekipit' të saj, ato kërkuan që ajo të fliste përsëri me të. Kështu, foli me të kur ishte dita e saj e radhës, por ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ende nuk kishte dhënë asnjë përgjigje. 'Ekipi' i saj i thanë Ummu Selemes: "*Vazhdo t'i flasësh atij derisa ta japë një*

[234] Ato ishin Umm Selemeh, Zejneb bint Xhahsh, Umm Habibeh, Xhuvejrijeh dhe Mejmunah. Sa i përket Zejneb bint Huzejmes, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, vdiq para se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ta martonte Umm Selemen. Shih "*Fet'hul Bari*" 5:258.

*përgjigje*." Në ditën e saj të radhës, ajo prapë e solli këtë çështje, e ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem i tha:*

***"Mos më lëndo për sa i përket Aishes. Vërtetë, nuk më ka ardhur shpallje përderisa isha nën mbulesat e ndonjërës prej grave, përveçse të Aishes."***

Umm Selemeh tha: *"Pendohem te Allahu nga veprimi i ndonjë gjëje që do të të lëndonte, o i Dërguar i Allahut."*

'Ekipi' i Umm Selemes pastaj e pyetën Fatimen, Allahu qoftë i kënaqur pre j saj, bijën e të Dërguarit të Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* që të ndërhynte në emër të tyre. Ajo shkoi te ai dhe i tha: *"Gratë tua po kërkojnë drejtësi për sa i përket vajzës së Ebu Bekrit."* Ai tha: ***"O vajza ime! A nuk e do ti atë që e dua unë?"*** Ajo u përgjigj*: "Po."* Ai bëri me shenjë nga Aishah dhe tha: **"Atëherë, duaje këtë."** Ajo shkoi te ato dhe i informoi për çfarë kishte ndodhur. Ato i thanë: *"Nuk shohim se na ke ndihmuar ndonjë gjë."* Ato donin që Fatima të shkonte prapë te ai, por refuzoi duke thënë: *"Pasha Allahun, nuk do t'i flas më kurrë atij për sa i përket asaj (Aishes)."*

Përfundimisht, ato e dërguan Zejben bint Xhahsh. E tërbuar, Zejneb shkoi e shtëpinë e Aishes, ku ishte Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Tha me zë të ngritur: *"O i Dërguar i Allahut! Vërtetë, gratë tua duan drejtësi për sa i përket vajzës së Ebu Kuhafes. A je ti i kënaqur vetëm kur ajo t'i hapë duart e saj të vogla për ty (duke të bindur rreth dëshirave të saj)?"* Pastaj iu drejtua Aishes me fjalë të ashpra. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u mundua ta ndalte, por ajo vazhdoi. Aisheh qëndroi e qetë, duke pritur lejen e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për t'u përgjigjur. Përfundimisht, ai tha: **"Eja (e ke lejen),**

**mbroje veten!"** Aisheh pastaj u përgjigj duke e lënë Zejneben plotësisht pafjalë. *"Deri sa e pashë pështymën e tharë në gojën e saj, e paaftë të përgjigjej"* – tha Aisheh. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* mbeti i kënaqur me këtë. E shikoi Aishen me shikim aprovues. I Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem tha për të*: "***Vërtetë, ajo është vajza e Ebu Bekrit***!"[235]

## Shënim

1. Thënia e mësipërme e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* rreth ardhjes së shpalljes nën mbulesat e Aishes, qartë tregon se favorizimi i tij ndaj Aishes, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, nuk ishte i rastit ose pa kuptim. Ishte i bazuar në cilësitë e saj të shkëlqyera që e veçuan atë nga të gjitha gratë e tij dhe që e bënë Xhibrilin të vinte tek i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem,* duke qenë Profeti *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* nën mbulesën e saj, për t'ia sjellë atij shpalljen.
2. Dija jonë rreth modestisë së Xhibrilit *alejhisselam,* na lejon të konkludojmë se kur ai shkoi te Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* derisa ai ishte nën mbulesat e Aishes, ajo gjithsesi do duhej të ishte e veshur në mënyrë të denjë dhe modeste për prezencën e tij.
3. Pozita e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* në këtë transmetim, mund të duket padrejtësisht i anshëm kundrejt Aishes *radijAllahu anha*. Por, siç e thamë më parë, dashuria e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* për Aishen *radijAllahu anha* ishte dhuratë hyjnore bazuar në cilësitë dhe epërsinë e saj. Në asnjë mënyrë nuk ka

[235] Ky është një transmetim i kombinuar nga Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

qenë për qëllim lëndimi ose privimi i Nënave tjera të Besimtarëve. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i ka trajtuar ato barabartë në çështje materiale. Mirëpo, në aspektin e dashurisë dhe emocionit, Aisheh ka pasur pjesën më të madhe. Ortaket e saj, sikur dhe të gjithë muslimanët, duhej ta kuptonin dhe çmonin atë jo për hir të saj, por për hir të dashurisë së tyre ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem.*

# Një bashkëpunim mes grave të Profetit *salAllahu alejhi ue selem*

## Teksti i hadithit

Aisheh *radijAllahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i vizitonte të gjitha gratë e tij pas namazit të ikindisë, duke kaluar kohë të shkurtë në biseda nga afër me secilën prej tyre. Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e pëlqente mjaltin dhe ëmbëlsirat. Njëherë, një grua nga familjarët e Zejneb bint Xhahsh *radijAllahu anha,* ia dha asaj ca mjaltë si dhuratë. Në këtë mënyrë, Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ajo i dhuronte mjaltë, kurse ai e zgjaste kohëzgjatjen e vizitës së tij.

Kur gratë tjera e vërejtën këtë, u bënë xheloze. Të udhëhequra nga Aisheh dhe Hafsah, ato vendosën t'i jepnin fund kësaj. "*Pasha Allahun, do të planifikojmë diçka*" - tha Aisheh *radijAllahu anha*. Ranë në pajtim që kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* t'i afrohej cilësdo prej tyre, ato do të bënin sikur po neveriteshin

nga një erë e keqe që vinte prej tij, e cila i ngjante një bime të egër të shkretëtirës që quhej *megafir.*[236]

I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i urrente aromat e këqija. Kur ai shkoi te Aisheh *radijAllahu anha*, pyeti për erën e keqe që buronte prej tij. *"Sigurisht paske ngrënë megafir, e ndjej aromën e megafirit që po vjen nga ti."* – tha ajo. Ai e mohoi dhe tha se kishte ngrënë vetëm mjaltë të Zejnebja. Ajo tha: *"Bletët me siguri janë ushqyer në lule megafiri."* Kur ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* shkoi te Hafsa *radijAllahu anha*, edhe kjo bëri ngjashëm. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e besoi ngjarjen dhe u betua të mos e merrte më kurrë atë mjaltë. Herën tjetër kur shkoi te Zejnebja, ajo i tha: *"O i Dërguar i Allahut, do të ta jap ca mjaltë."* Ai u përgjigj***: "Nuk kam dëshirë për të."*** Kështu, Allahu shpalli:

**"O Profet! Përse po ia ndalon vetes atë që ta ka lejuar Allahu, duke kërkuar t'u bësh qejfin grave të tua?! Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë. Allahu ka përcaktuar një mënyrë për t'u liruar nga betimet tuaja.[237] Allahu është Mbrojtësi juaj; Ai është i Gjithëdijshmi, i Urti."[238]**

I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u betua se kurrë nuk do e hante atë mjaltë. Këtë gjë ia tha në besim Aishes *radijAllahu anha:*

---

[236] *Megafir* në realitet është një rrëshirë me shije të ëmbël e cila hahet dhe që kullon nga një bimë e quajtur *Urfut* (lat. Acacia oerfota, v.r.)

[237] Shih Suren Maide 5:89. "**Allahu nuk ju ndëshkon për betimin që e bëni pa qëllim, por ju ndëshkon për betimin e bërë me qëllim. Larja e gjynahut për thyerjen e betimit është: ushqyerja e dhjetë të varfërve me mesataren e ushqimit të familjes suaj ose t'i vishni ata, ose të lironi një skllav. Ai që nuk gjen mundësi për këto, le t'i agjërojë tri ditë. Kjo është shlyerja për thyerjen e betimeve tuaja, nëse betoheni. Mbani betimet tuaja! Kështu jua shpjegon Allahu Fjalët dhe ligjet e Veta, që të jeni mirënjohës."**

[238] Surja Et-Tahrim, ajetet 1-2.

***"Kam marrë ca nga ai mjaltë, por nuk do marr kurrë më. Gjithashtu, jam betuar me betim për këtë, andaj mos ia thuaj askujt."***

Mirëpo, Aisheh *radijAllahu anha* nuk e mbajti sekretin, por e informoi Hafsan *radijAllahu anha* për atë gjë. Allahu *subhanehu ue teala* shpalli dhe e qortoi Aishen për shfaqjen e sekretit të tij:

**"Kur i Dërguari i tregoi një sekret njërës prej grave të tij, ajo e hapi këtë fjalë. Allahu ia zbuloi këtë të Dërguarit, i cili një pjesë të këtij zbulimi ia tha (gruas që ia përhapi sekretin), kurse pjesën tjetër jo. Kur i Dërguari ia tregoi asaj të fshehtën, ajo e pyeti: "E kush të ka treguar ty? Ai i tha: "Ma tregoi i Gjithëdijshmi, i Mirinformuari"."**[239] [240]

## Mendime të ndryshme

Ka një numër mendimesh të ndryshme se kush ishin dy gratë që bashkëpunuan kundër Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*, çfarë është gjëja që ai ia ndaloi vetes dhe cili është sekreti të cilin e zbuloi njëra prej tyre. Në vijim janë mendimet më të zakonshme që gjenden në librat e *tefsirit* dhe *hadithit*:

1. Dy gratë ishin Aisheh dhe Hafsah, gjëja që Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ia ndaloi vetes ishte ngrënia e mjaltës së Zejnebes, sekreti që ai ia tha Aishes në besim ishte betimi i tij duke ia ndaluar vetes mjaltin, ndërsa Aisheh e zbuloi sekretin te Hafsah- Ky mendim është më i forti dhe është ai që e kemi prezantuar më lartë.

[239] Surja Et-Tahrim, ajeti 3.

[240] I mësipërmi është transmetim i kombinuar nga Aishah, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, transmetuar nga Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

Mbështetet nga tregimet e Buhariut, Muslimit dhe të tjerëve. Mbështetet më tej edhe nga thënia e Umerit për Ibën Abasin *radijAllahu anhum* në pjesën e radhës. Ka disa transmetime tjera (më të dobëta) të ngjashme me këtë më lartë, gruan që e kishte mjaltin, e cilësojnë të ishte Seudeh ose Ummu Selemeh. [241]

2. Ishin tri gra: Aisheh, Seudeh dhe Safijeh, gjëja që Pejgamberi *sal-lAllahu alejhi ue sel-lem* ia ndaloi vetes ishte ngrënia e mjaltit te Hafsah. Kur Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ia ndaloi vetes mjaltin, Seudeh u ngushëllua me të dhe tha: *"SubhanAllah (i pastër nga të metat është Allahu)! Pasha Allahun, ia kemi ndaluar atij (mjaltin)."* Por Aishah *radijAllahu anha* i tha: "*Hesht*!"[242] Disa dijetarë janë të mendimit se transmetuesit i kanë përzier emrat e Nënave të Besimtarëve. Të tjerë, siç është Ibën Kethiri, nuk shohin ndonjë gabim në supozimin se të dy incidentet (ky dhe ai më lartë) kanë ndodhur njëmend, por vetëm një nga ta (ai më lartë) ishte shkak për shpalljen e ajetit.
3. Dy gratë ishin Aisheh dhe Hafsah, gjëja që Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ia ndaloi vetes ishte t'i afrohej Marijes, sekreti që ai ia tha në besë Hafsas ishte betimi se ia kishte ndaluar vetes Marijen, Hafsah e zbuloi këtë

[241] Taberaniu, Ibën Sa'di dhe të tjerë.
[242] Buhariu, "*Libri i divorcit*".

sekret te Aisheh. Ebu Hurejra, Ibën Umeri, Ibën Abasi dhe Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, kanë treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* njëherë kishte marrëdhënie intime me Marijen *radijAllahu anha*, nënën e birit të tij Ibrahimit, në shtëpinë e Hafses. Hafsah rastësisht i pa në shtëpinë e saj dhe u mërzit. Ajo tha: *"O i Dërguar i Allahut! Nga të gjitha gratë tua tjera, ti zgjodhe ta bësh këtë në shtëpinë time, në shtratin tim dhe gjatë ditës sime?"* Ajo i tregoi Aishes për këtë dhe të dyja bashkëpunuan që ta nxisnin Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* që t'ia ndalonte Marijen vetes. Pastaj, ai i premtoi Hafses se më kurrë nuk do t'i afrohej Marijes. Ai u betua në atë gjë dhe e urdhëroi Hafsen të mos i tregonte askujt për këtë, por ajo i tregoi Aishes.[243]

Ky mund të jetë një shkak tjetër i saktë për shpalljen e ajetit të mësipërm.

4. Përveç një dallimi të vogël, ky është i ngjashëm me ngjarjen e mëparshme (ky është një transmetim i dobët): për ta kënaqur Hafsan, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i tha asaj se babai i saj do ta pasonte Ebu Bekrin si

---

243 Nesaiu, Ibën Merdeuejh dhe të tjerë. Transmetimi i Nesaiut nga Enesi është verifikuar si i saktë nga shejkh Albani, "*Sahihun-Nesai*" nr. 3695. Ibën Kethiri në *Tefsirin* e tij tregon se transmetimi nga Hejthem bin Kulejb nga Ibën Umeri është i saktë. Hafidh ibën Haxheri tregon në "*Fet'hul Bari*" se isnade të ndryshme të këtij *hadithi* e forcojnë njëri tjetrin dhe e përmendi një transmetim tjetër nga Se'id bin Mensur me isnad të saktë deri te Masruki (i cili është *tabi'i*), duke mos përmendur *sahabi* (që është *hadith mursel*).

trashëgimtar i tij, dhe i kërkoi asaj ta mbante këtë sekret nga Aisheh, por ajo i tregoi asaj. [244]

Kështu, mendimi i parë dhe i tretë janë të saktë për sa i përket shkakut të shpalljes të pesë ajeteve të para të sures Et-Tahrim. Tabela e mëposhtme e përmbledh diskutimin e mësipërm:

| Gratë bashkëpunëtore | Gjëja e ndaluar | Sekreti i ekspozuar | Shkalla e saktësisë së mendimit |
|---|---|---|---|
| Aisheh dhe Hafsah | Mjalti i Zejnebes | Betimi për të mos e ngrënë mjaltin | Më i forti |
| Aisheh, Seudeh dhe Safijah | Mjalti i Hafsas | Betimi për të mos e ngrënë mjaltin | I fortë |
| Aisheh dhe Hafsah | T'i afrohet Marijes | Betimi për të mos iu afruar asaj | I fortë |
| Aisheh dhe Hafsah | T'i afrohet Marijes | Trashëgimia e Ebu Bekrit dhe Umerit | I dobët |

# Pejgamberi *salAllahu alejhi ue selem* i braktis gratë e tij për një muaj

## Teksti i hadithit

Ibën Abasi *radijAllahu anhu* ka treguar se për një vit të tërë donte ta pyeste Umer bin Hatabin *radijAllahu anhu* për një ajet,

[244] Taberani (në El-Kebir) nga Ibën Abasi. I verifikuar si i dobët nga Ibën Kethiri në Tefsirin e tij.

por nuk mund ta bënte këtë për shkak të ndjenjës së respektit që kishte ndaj tij. Kur në një kohë Umeri *radijAllahu anhu* shkoi në Haxh, Ibën Abasi *radijAllahu anhu* e shoqëroi atë. Gjatë kthimit u ndalën për të pushuar. Umeri shkoi drejt disa shkurreve *arak*[245] për t'u liruar nga nevoja fiziologjike, ndërsa Ibën Abasi e priti me një brokë me ujë. Pasi u kthye, Ibën Abasi e shërbeu me ujë për të marrë abdes. Pastaj, eci me të dhe i tha: *"O Prijës i Besimtarëve! Cilat ishin dy gratë e të Dërguarit të Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem që bashkëpunuan kundër tij?"*[246] Ai u përgjigj: *"Ato ishin Hafsah dhe Aishah. Kjo ishte për shkak të sekretit që ai ia besoi Hafsas, ndërsa ajo këtë sekret ia tha Aishes, gjë që rezultoi në zemërimin e tij dhe vendimin që t'i braktiste ato, deri sa Allahu e këshilloi atë."* Ibën Abasi tha: *"Pasha Allahun, kam dashur të të pyes për këtë për një vit të tërë, por nuk kam mundur për shkak të ndjenjës së respektit ndaj teje."* Umeri i tha: *"Mos e bëj këtë. Nëse llogarit se kam dije për një çështje, më pyet. Nëse unë e di, do të ta them."*

Pastaj Umeri, *radijAllahu anhu* i rrëfeu: "Pasha Allahun, gjatë kohës së *xhahilijetit*, nuk i kemi dhënë ndonjë rëndësi grave, deri sa Allahu shpalli rreth tyre atë që e shpalli dhe caktoi për to çfarë caktoi. Ne kurajshitët i mposhtnim gratë tona, nuk i lejonim të na përziheshin në çështjet tona. Kur ai erdhi në Medineh, vërejtëm se gratë ensarije i kishin mposhtur ata. Kështu, gratë tona filluan t'i mësonin disa nga metodat e grave ensarije. Një ditë po bëja diçka dhe gruaja ime diskutoi me mua dhe më propozoi: *"Pse nuk po e bën këtë e këtë?"* I thashë: *"Dhe çfarë ke të bësh ti me këtë, përse ndërhynë në vendimin tim?"* Ajo mu përgjigj: *"Habitem me ty, o biri i Hatabit! Nuk dëshiron të pyetesh! Pasha Allahun, gratë e*

[245] Dru shkretëtire prej të cilit bëhen misuakët.
[246] Ai ka për qëllim atë që përmendet në Suren Tahrim.

*Pejgamberit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem sigurisht se diskutojnë me të, nganjëherë e braktisin atë gjatë gjithë ditës deri në mbrëmje. Madje edhe vetë vajza jote diskuton me të Dërguarin e Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem deri sa ta mërzisë për pjesën tjetër të ditës."* Kjo më goditi dhe thashë: "*Kush e bën këtë, është vërtet humbës*."

Menjëherë u mbështjella me rrobat e mia dhe shkova në shtëpinë e Hafsas. I thash asaj: *"O bija ime, a diskuton ti me të Dërguarin e Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem deri sa ai mërzitet për pjesën tjetër të ditës?"* Hafsah u përgjigj: *"Po vërtetë, pasha Allahun, grindemi me të." I* thashë: *"Vërtetë, duhet ta kuptosh, je e humbur dhe shkatërruar nga kjo gjë që e bën. A ndihesh e sigurt nga zemërimi i Allahut dhe dënimi, kur e pengoni të Dërguarit të tij sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem? Bija ime, mos u grind me Pejgamberin sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem për asgjë, as mos e braktis, e as mos e pyet shumë, më pyet mua çfarë të duash. Mos u devijo për shkak të ortakes tënde, e cila është më e bukur se ti dhe më e dashur tek i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*." [247]

Më pas shkova te Umm Selemeh, me të cilën isha i lidhur ngushtë. I fola njëjtë. Ajo u përgjigj: *"Habitem me ty, o Biri i Hatabit! Dëshiron të ndërhysh në çdo gjë, madje edhe në mes të Dërguarit të Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem dhe grave të tij. Po, pasha Allahun, ne grindemi me të. Nëse ai e lejon këtë, nuk i pengon dhe nëse ai e ndalon këtë, ai prapë do të ishte më i butë me ne sesa ti."* Kur ajo e tha këtë, ma zbuti pak zemërimin dhe u largova. Shtëpia ime ishte prej strehëve të fisit Umejeh bin Zejd në rrethin e El-Auali (Lartësitë e Medines). E kisha një komshi

[247] Ka për qëllim Aishen.

nga ensarët. Ne e bënim me radhë të shkonim te Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ai shkonte një ditë, e unë shkoja ditën tjetër. Kur shkoja unë, i tregoja se çfarë kishte ndodhur prej shpalljeve dhe gjërave tjera, e kur ai shkonte, e bënte të njëjtën.

Kishte thashetheme ato ditë se fisi Gasan,[248] po i përgatisnin kuajt e tyre për të na sulmuar, gjokset na u mbushën me ankth për shkak të kësaj. Komshiu im shkoi ditën kur ishte radha e tij. Në mbrëmje erdhi duke e goditur shumë derën, bërtiti: *"A është aty?"* U tmerrova dhe u nguta për te ai. Ai tha: "*Një gjë e keqe ka ndodhur sot*." E pyeta "*Çfarë është*? *A na kanë sulmuar Gasanët*?" Ai u përgjigj: "*Jo, është dhe më madhore dhe e tmerrshme se sa kjo*. *Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem i ka divorcuar gratë e tij*." I thashë: *"Hafsah dhe Aisheh janë vërtet të humbura dhe të shkatërruara. E prisja të ndodhte kjo herët a vonë."* Në mëngjes vesha rrobat dhe shkova për ta falur sabahun me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Pas namazit, Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* hyri në një dhomë të cilën e kishte mbi nivelin e xhamisë, me një shkallë të rrëpirët, të bërë nga trungu i drurit të palmës, e cila të dërgonte në të. Ai qëndroi atje në izolim. Dola jashtë (brenda në xhami) dhe eca drejt minberit. Gjeta përreth një grup burrash ulur dhe (plot keqardhje) duke luajtur me guralecë, disa prej tyre duke qarë dhe duke thënë: *"I Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem i ka divorcuar gratë e tij."* U ula me ta për një kohë të shkurtër. Mendova: *"Sot do ta gjej të vërtetën rreth kësaj."*

Kjo ndodhi para urdhrit të hixhabit që u erdhi grave të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. I pushtuar nga

[248] Një fis i madh arab, shumica e të cilëve u bënë të krishterë dhe mbroheshin nga romakët.

emocionet, shkova te shtëpia e Aishes dhe i thashë: *"O bija e Ebu Bekrit! A ke arritur deri në atë pozitë që ta lëndosh të Dërguarin e Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem?"* Ajo u përgjigj: *"Çfarë ke të bësh me mua, o biri i Hatabit! Shko merru me vajzën tënde."* Shkova në shtëpinë e Hafsas dhe e gjeta duke qarë. Thashë: *"O Hafsah, çfarë të bën të qash? A nuk të kam paralajmëruar për këtë? A ke arritur deri në atë pozitë sa ta lëndosh të Dërguarin e Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem? Ti e di se i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem nuk të do, e të ishte për mua, ai do të shkurorëzonte."* Ajo filloi të qante shumë. E pyeta: *"A ju ka divorcuar Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem të gjithave?"* Ajo u përgjigj: "*Nuk e di. Ai po e izolon veten në atë nënçati*."

Qëndrova poshtë nënçatisë së Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*.[249] Një i ri i zi, i quajtur Rabah, po e ruante derën, i ulur në pragun e derës dhe këmbët e varura poshtë shkallës së palmës. I thashë: "*Kërko leje për Umerin*." Ai hyri brenda, foli me Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe erdhi e më tha: "*Fola me Pejgamberin sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem dhe e përmenda kërkesën tënde, por ai qëndroi i heshtur*." Kështu, unë u ktheva dhe u ula me grupin që ishin në minber. Prapë, u

---

249 Shih El-Ahzab, 53 dhe 59: "O besimtarë, mos hyni në shtëpitë e të Dërguarit, përveç rastit kur ju është dhënë leje për të ngrënë, por jo të pritni përgatitjen e tij (ushqimit)! Hyni vetëm kur t'ju thërrasin dhe, pasi të hani, shpërndahuni! Mos qëndroni pas ushqimit për të biseduar me njëri-tjetrin. Kjo, me të vërtetë, e shqetësonte të Dërguarin e ai turpërohej (që t'jua thoshte këtë), ndërsa Allahu nuk turpërohet që t'jua thotë të vërtetën. Kur të kërkoni prej grave të Profetit diçka, kërkojeni prapa perdes! Kjo është më e pastër për zemrat tuaja dhe të atyre. Juve nuk ju lejohet ta shqetësoni të Dërguarin e Allahut, as që të martoheni me gratë e tij pas (vdekjes së) tij. Kjo është vërtet gjynah i madh para Allahut." , "O Profet, thuaju grave dhe vajzave tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre (të kokës) përreth trupit. Kjo është mënyra më e përshtatshme që ato të njihen e të mos ngacmohen nga të tjerët. Me të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë."

pushtova nga emocionet, shkova te riu dhe i thashë: "*Kërko leje për Umerin*." Ai hyri brenda dhe u kthye duke më thënë: *"Fola me të dhe ia përmenda kërkesën tënde, por ai qëndroi i heshtur."* Kështu, unë u ktheva dhe u ula me grupin në minber. Prapë, u pushtova nga emocionet, shkova te i riu dhe e ngrita zërin duke i thënë: "*O Rabah! Kërko leje për Umerin*." I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* mund të mendonte se kam ardhur për Hafsan, por pasha Allahun, nëse Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* më urdhëron t'ia prej kokën, do ta bëj këtë." Ai më bëri me shenjë ta ulja zërin, hyri brenda, u kthye duke më thënë: *"Fola me të dhe ia përmenda kërkesën tënde, por ai qëndroi i heshtur."* Kur fillova të largohesha, i riu më thirri dhe më tha: "*Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem ta dha lejen të hysh*."

Hyra në praninë e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe e gjeta të shtrirë në hasër kashte, e cila linte shenja në anën e tij të trupit. Ai po mbështetej në një jastëk lëkure i mbushur me *luffa* (bimë me fije të vrazhda). Duke qëndruar në këmbë, i dhashë selam dhe i thashë: *"O i Dërguar i Allahut! Pse duhet të jesh i mërzitur për shkak të grave? Nëse i ke divorcuar, atëherë Allahu është në anën tënde, engjëjt e Tij, Xhibrili dhe Mikaili, unë dhe Ebu Bekri dhe besimtarët."* Dhe rrallë kamë thënë ndonjë thënie – falënderimi dhe lavdërimi i takon Allahut – veçse kam shpresuar se Allahu do ta konfirmonte thënien time. Kështu, Allahu zbriti:

**"Nëse ju të dyja (Aisheh dhe Hafsah) ktheheni të penduara tek Allahu, sepse vërtet që zemrat tuaja patën devijuar, Allahu do t'ju falë. Nëse ju të dyja bashkoheni kundër tij, (dijeni se) Allahu është Mbrojtësi i tij, Xhibrili dhe**

**besimtarët e mirë. Veç kësaj, edhe engjëjt e mbështesin atë."[250]**

Dhe Ai *subhanehu ue teala* shpalli:

**"Në qoftë se ai ju ndan, Zoti i tij mund t'ju zëvendësojë me gra më të mira se ju: myslimane, besimtare, të bindura, të kthyera tek Allahu me pendim, adhuruese (të Allahut), agjëruese, të martuara më parë ose të virgjëra."[251]**

E pyeta: *"O i Dërguar i Allahut! A i ke divorcuar gratë tua?"* Ai u përgjigj: "***Jo***!". Unë thashë: "*Allahu Ekber! O i Dërguar i Allahut, kur hyra në xhami, i pashë myslimanët (me keqardhje) duke lozë me guralecë dhe duke thënë se i Dërguari i Allahut sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem i ka divorcuar gratë e tij. A të shkoj poshtë dhe t'i informoj se nuk ka ndodhur kjo gjë?"* Ai u përgjigj: **"*Po, nëse dëshiron*."** Nxitova për tek dera që dërgonte në xhami dhe bërtita aq sa munda: "*Pejgamberi* sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem nuk i ka divorcuar gratë! Gjithashtu, u shpall *ajeti* i mëposhtëm:

**"Kur atyre u vjen ndonjë lajm i rëndësishëm që ka të bëjë me sigurinë ose frikën, ata e përhapin (pa e vërtetuar mirë). Por, në qoftë se këtë lajm do t'ia përcillnin (për shqyrtim) të Dërguarit dhe parisë, hulumtuesit do ta merrnin vesh prej tyre (se çfarë lajmi duhet përhapur e çfarë jo). Sikur të mos ishte mirësia e Allahut dhe mëshira e Tij, ju të gjithë do të ndiqnit djallin, përveç një numri të vogël." [252]**

[250] Surja Et-Tahrim, ajeti 4.
[251] Surja Et-Tahrim, ajeti 5.
[252] Surja En-Nisa, ajeti 83.

Isha i pari ai cili pati mundësinë të marrë përgjigjen e saktë. Sa isha në këmbë, u mundova ta disponoja Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*: "O i Dërguar i Allahut! Duhet ta shohësh se si ne, Kurajshitët, i mbizotëronim gratë tona. Por, kur erdhëm në Medineh gjetëm njerëz të cilët i mbizotëronin gratë e tyre. Kështu, gratë tona filluan të mësonin nga gratë e tyre. Një ditë u zemërova me gruan time, e ajo filloi të argumentonte me mua. Unë nuk u pajtova me të. Përgjigja e saj ishte duke u betuar se gratë e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vërtetë diskutojnë me të e nganjëherë e braktisin atë gjithë ditën deri në mbrëmje. Unë pastaj shkova e u thashë: *"Kushdo nga ju që e bën këtë, është vërtet një e humbur dhe e shkatërruar. Si mund të keni siguri nga zemërimi i Allahut kur ajo e shqetëson të Dërguarin e Allahut? Kjo sigurisht mund t'u sjellë shkatërrim."*

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* buzëqeshi, ia pashë dhëmbët; buzëqeshja e tij ishte më e bukura ndër njerëzit. Pastaj i thashë: *"O i Dërguar i Allahut! Do të duhej të më kishe parë kur shkova te Hafsah dhe i thashë: "Mos u bëj mendjemadhe për shkak të ortakes tënde që është më e mirë dhe më e dashur te Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem".* Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* buzëqeshi për së dyti.

Kur e pashë këtë, kërkova lejen e tij të ulesha dhe vazhdova të flisja me të. Ai tha: **"*Po.*"** U ula dhe i ngrita sytë duke e vëzhguar vendin në të cilin ndodhej. I pashë vetëm tri copë lëkure gjysmë të lyera dhe një grusht elb në qoshe. Qava. Më tha: "***O biri i Hatabit*! *Çfarë të bën të qash*?**" I thashë: *"Si mund të mos qaj kur e shoh këtë hasër duke lënë shenja në trupin tënd dhe dhomën tënde boshe siç është? Pse Kisra dhe Cezari i shijojnë lumenjtë e tyre dhe frutat, e ndërsa ti, o i Dërguari i Allahut dhe i zgjedhuri i*

*Tij prej krijesave, je në këtë jetesë të ngushtë?! O i Dërguar i Allahut! Lute Allahun të ta lehtësojë jetesën e umetit tënd, sepse Persianëve dhe Romanëve u është dhënë lehtësi në jetesë dhe u janë dhënë gjërat e kësaj bote, e ndërsa ata nuk e adhurojnë Allahun!"* Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* u ngrit nga mbështetësja e tij dhe tha:

***"A është kjo çfarë po të brengos? A ke ndonjë dyshim (për premtimet e Allahut), o biri i Hatabit? Ata njerëz e kanë marrë kënaqësinë shumë herët, në jetën e kësaj bote."***

Unë thashë: *"O i Dërguar i Allahut! Lute Allahun që të më falë!"* I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* zbriti nga vendi e tij e unë e ndjeka pas. Përderisa me kujdes po mbahesha nga trungu i palmës, i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* zbriti aq këndshëm, sikur të ishte duke ecur në një sipërfaqe të rrafshët, madje pa e prekur fare trungun. Ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i braktisi gratë e tij, vazhdoi në izolimin e tij për njëzet e nëntë net. Ishte betuar se do t'i braktiste për një muaj të tërë, duke thënë: "***Nuk do t'u afrohem për një muaj të tërë."*** I thash: *"O i Dërguar i Allahut, ti qëndrove nën atë çati vetëm njëzet e nëntë net."* Ai u përgjigj: ***"Muaji mund t'i ketë njëzet e nëntë ditë."*** [253]

# Shënim

Në transmetimin e mësipërm, ibën Abasi e pyeti Umerin për dy gratë që kishin bashkëpunuar kundër Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Ai qartë tregoi se ato ishin Hafsah dhe Aisheh, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre. Pastaj, Umeri vazhdoi dhe e

[253] Ky është një tregim i kombinuar nga Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

tregoi një incident tjetër.[254] Ai i ndërthuri këto dy gjëra sepse kishin diçka të përbashkët: përfaqësonin sjellje të keqe nga ana e grave të Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndaj tij dhe rezultuan në shpallje që e mbronin Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe qortonin Nënat e Besimtarëve. Incidenti i dytë do të detajohet më thellësisht në shkrimin e radhës.

# Vendim i vështirë?

I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* zgjodhi të jetonte një jetë modeste, duke i lënë kënaqësitë e tij për në jetën tjetër. Kjo tregohet në fjalët e tij ndaj Umerit, që vijoi paraprakisht. Duket se ai *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pa shenja të pakënaqësisë tek gratë e tij dhe kjo e shqetësoi shumë.

## Teksti i hadithit

Xhabir bin Abdilah *radijAllahu anhu* ka treguar se Ebu Bekri *radijAllahu anhu* shkoi te shtëpia e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe kërkoi leje të hynte. Kishte shumë njerëz ulur jashtë, por asnjërit si lejohet të hynte. Ebu Bekri u lejua. Pastaj erdhi Umeri, kërkoi leje për të hyrë, u pranua. Ata e gjetën Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ulur, duke qëndruar në heshtje me gratë e tij përreth. Ebu Bekri vendosi të thoshte diçka ta dispononte Pejgamberin *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*: *"O i Dërguar i Allahut! Duhet ta kishe parë kur bint Harixheh më kërkoi furnizim (shtesë, e gati isha t'ia godisja qafën)."* [255] I Dërguari i Allahut pastaj buzëqeshi dhe tha: ***"Ja ku janë, siç i sheh, përreth meje, duke më kërkuar furnizim (shtesë)."*** Ebu Bekri nxitoi te Aisheh ta godiste, edhe Umeri kërceu te Hafsah, të

[254] Shih "*Fet'hul Kadir*" nga Sheukani.

[255] Kjo shprehje nuk përdoret gjithmonë gjuhësisht, por shpesh përdoret për të shprehur një kërcënim të prerë për sjellje të keqe.

dy duke thënë: *"Si guxoni t'i kërkoni të Dërguarit të Allahut atë që ai nuk ka mundësi?"* Ato u përgjigjën: *"Pasha Allahun, ne nuk po i kërkojmë të Dërguarit të Allahut ndonjë gjë për të cilën ai nuk ka mundësi."* I Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* pastaj i braktisi gratë e tij për një muaj të tërë (ose njëzet e nëntë ditë). Allahu shpalli:

**"O i Dërguar! Thuaju grave tuaja: "Nëse dëshironi jetën e kësaj bote dhe shkëlqimin e saj, ejani, unë do t'ju lë të kënaqeni për ca kohë dhe do t'ju lëshoj si është më mirë. Por, nëse dëshironi Allahun, të Dërguarin e Tij dhe botën tjetër, dijeni se Allahu ka përgatitur shpërblim të madh për ato prej jush që bëjnë vepra të mira."[256]**

Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* filloi me Aishen dhe i tha:

***"O Aisheh! Dua të të propozoj diçka dhe do të doja të mos nguteshe në vendimin tënd derisa të konsultohesh me prindërit tu."***

Ajo pyeti: *"Çfarë është ajo, o i Dërguar i Allahut?"* Pasi ai ia lexoi asaj dy *ajetet* e mësipërme, ajo i tha: *"A kam nevojë t'i konsultoj prindërit e mi për ty, o i Dërguar i Allahut!? Sigurisht që unë e kam zgjedhur Allahun, të Dërguarin e Tij dhe shtëpinë e botës tjetër. Për më tepër, të kërkoj të mos i tregosh asnjërës nga gratë e tua të tjera për atë që sapo e thashë."* Ai u përgjigj:

***"Secila prej tyre që do më pyesë, do t'i tregoj. Vërtet, Allahu nuk më ka dërguar të atillë që i bën gjërat e vështira për veten e tij ose për të tjerët. Por, Ai më ka dërguar si mësues që i lehtëson gjërat."***

[256] Surja El-Ahzab, ajetet 28-29.

Të gjitha gratë tjera e bënë zgjidhjen e njëjtë sikur Aisheh, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre, dhe kjo gjë e kënaqi të Dërguarin e Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. [257]

[257] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

# Biseda me bashkëshortin/en

Hadithi që vjen në vazhdim, është rezultat i një bisede që ndodhi në mes Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* dhe gruas së tij, Aishes *radijAll-llahu anha*. Është një shembull i mirë i bisedave private që ndodhnin në mes burrit dhe gruas. Hadithi në fjalë, tregon për njëmbëdhjetë gra, të cilat u bënë bashkë, e secila prej tyre ia përshkruan tjetrës grua karakterin e burrit të saj.

Shumica e transmetimeve të këtij hadithi, ngjarjen e njëmbëdhjetë grave e tregojnë siç transmetohet nga Aishah *radijAll-llahu anha* dhe jo nga Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. Por, disa tregime qartë tregojnë se ai që ia tregoi asaj ishte Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*. [258]

Gjithashtu, disa dijetarë e kanë mendimin se e gjithë ngjarja është imagjinare dhe është përmendur për shkak të mësimeve që i bartë më vete. Disa të tjerë e kanë mendimin më të saktë: se është ngjarje e vërtetë që kishte ndodhur gjatë kohës së xhahilijjetit (periudhës para Islamit). Kjo përmendet qartë në disa transmetime, siç është ai që do ta prezantojmë më poshtë.

Aisheh *radijAll-llahu anha* ka treguar se i Dërguari i Allahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* i kishte thënë asaj:

***"O Aisheh! Unë jam për ty ashtu siç ishte Ebu Dher'i për Ummu Dher'in."*** [259] Ajo pyeti, "*Kush është Ummu Dher', o i Dërguar i Allahut*?" Ai u përgjigj: ***"Njëmbëdhjetë gra u bënë bashkë në kohën e xhahilijjetit. Ato premtuan t'i tregonin***

[258] Shih diskutimin në "*Fet'hul Bari*" nr. 5189.
[259] Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.

***njëra-tjetrës të vërtetën e të mos fshihnin asgjë për burrat e tyre."***

Është e qartë se ato gra nuk ishin myslimane, si rrjedhojë nuk është e çuditshme se ato i thyenin disa nga mësimet e mirënjohura të Islamit, siç është përgojimi i burrave të tyre. Por, diskutimet e tyre sjellin në dritë shumë cilësi që gratë i pëlqejnë ose nuk i pëlqejnë tek burrat e tyre.

# Cilësitë e papëlqyera

Disa nga gratë e para thanë për burrat e tyre gjëra që shfaqin pakënaqësinë ndaj tyre. Do i prezantojmë disa të tilla:

## Koprracia dhe mendjemadhësia

Gruaja e parë e përshkroi burrin e saj si koprrac, dorështrënguar dhe arrogant. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi duke thënë:

***"Gruaja e parë tha:*** *"Burri im është sikur mishi i një deveje të dobët, në majën e një mali të fortë. As nuk është i lehtë t'i ngjitesh, e as nuk ka mish që të dëshirosh ta kapësh (devenë)."*

Kështu, ai është i pavlerë dhe dorështrënguar sikur një deve thatake me pak mish, me vlerë të vogël. Madje, ai është mendjemadh, i pashoqërueshëm dhe i paafrueshëm, pikërisht sikur të ishte i vendosur në maje të një mali të fortë. Askush nuk do të ishte i interesuar të shkonte aty, e as ta kapte atë (devenë) për ndonjë dobi.

## Mangësitë e fshehura dhe të dukshme

Gruaja e dytë tregoi se bashkëshorti i saj posedonte shumë mangësi, të dukshme dhe të fshehura. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e vazhdoi tregimin e tij:

***"Gruaja e dytë tha:** "Sa i përket burrit tim, nuk mund t'ia zbuloj sekretet e tij (duke pasur frikë divorcin). Nëse filloj të flas për të, kam frikë se nuk mund të ndalem (për shkak të metave të tij të shumta). Dhe sikur të flisja për të, do ta përmendja gungën në damarët e qafës (arroganca, mos të shoqëruarit, e mangësi tjera të dukshme) dhe gungën në stomakun dhe kërthizën e tij (mangësi të fshehura)."*

Si shtesë ndaj defekteve të tij të shumta, ky burrë nuk e donte kritikën, ishte i gatshëm ta divorconte gruan e tij nëse ajo do fliste ndonjë gjë për problemet e tij.

## Teprimi dhe mos inkurajimi për respekt ndaj tij

Gruaja e tretë e përshkroi burrin e saj si tejet jo proporcional në cilësitë e tij (trupore, morale, ose të dyja). Pejgamberi *sal-All-llahu alejhi ue sel-lem* e vazhdoi tregimin e tij:

***"Gruaja e tretë tha:** "Bashkëshorti im është tepër i gjatë ( domethënë nuk ka ndonjë të mirë tjetër përveç gjatësisë). Nëse e flas (një fjalë për defektet e tij e ai këtë e kupton), sigurisht që do të më divorcojë. E nëse hesht, do të jem e lidhur (nuk më trajton sikur bashkëshorte e as sikur të divorcuar)."*

## Egoizmi, lakmia dhe shkujdesja

Gruaja e katërt e përshkroi bashkëshortin e saj si shumë lakmitar. Ai ha dhe pi, deri në pikën e fundit, çdo gjë para vetes.

Ai fle sikur trung, duke mos u kujdesur për gruan e tij, për të përmbushur obligimet martesore ndaj saj, duke mos u interesuar për situatën dhe shëndetin e saj. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi:

***"Gruaja e katërt tha:*** *"Sa për bashkëshortin tim, kur ai ha, mbledh (dhe gëlltit çdo gjë); kur ai pi, i përfundon madje edhe pikat e fundit dhe kur fle, mbështillet në mbulesa (nuk kujdeset për mua). Ai nuk e zgjat shuplakën e tij për ta shqyrtuar brengën time (nuk interesohet për gjendjen time të sëmundjes, dhimbjes etj)"*

## Paaftësia, idiotësia dhe abuzimi

Bashkëshortit të gruas së pestë i mungojnë të gjitha cilësitë e rëndësishme që do ta bënin një grua ta çmonte atë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e vazhdoi tregimin e tij:

***"Gruaja e pestë tha:*** *"Bashkëshorti im është tejet i paaftë dhe injorant (teveqel). Çdo sëmundje i kapet atij. Ose ta çan kokën apo ta thyen ndonjë nga gjymtyrët, ose t'i bën që të dyja (godet gratë pa mëshirë)."*

Ai është i paaftë në udhëheqjen e çështjeve të veta dhe të familjes së tij, i pafuqi dhe i paaftë për ta kënaqur gruan e tij dhe injorant. Të gjitha defektet e njerëzve kombinohen në të. Dhe për më tepër se kaq, ai është shumë abuziv ndaj gruas së tij, e godet atë pa mëshirë, duke ia thyer eshtrat ose lënduar kokën.

# Cilësi të lavdërueshme

Pesë gratë e tjera, kishin fjalë të mira për të thënë për bashkëshortët e tyre, si:

## Mirësia, dashamirësia, ëmbëlsia, mbrojtja dhe kujdesi

Bashkëshorti i gruas së gjashtë është sikur fresku i një nate të qetë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi:

***"Gruaja e gjashtë tha:*** *"Sa i përket bashkëshortit tim, është sikur nata në Tihameh (luginat e Mekes me rrethinë), as e ngrohtë e as e ftohtë. Në shoqërimin e tij as nuk ka shqetësim e as mërzi.***"***

Ai është i mirë, i dashur dhe mesatar në veprat e tij, shoqërimi me të nuk sjell as frikë e as mërzi. Në fakt, asaj i dhuron ndjenjën e sigurisë dhe dashamirësisë.

## Dashuria, fisnikëria dhe guximi

Bashkëshorti i gruas së shtatë është i pajisur me sjellje të mira dhe është i dashur për shtëpinë, guximtar dhe i fuqishëm jashtë shtëpisë. Pejgamberi sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem e vazhdoi tregimin e tij:

***"Gruaja e shtatë tha:*** *"Sa i përket bashkëshortit tim, kur ai hyn, vepron sikur një leopard (i përgjumur) dhe kur del, vepron sikur luan. Ai nuk pyet për atë që e lë në besatim."*

Brenda shtëpisë, ai është sikur leopard: i qetë, i përgjumur, d.m.th. falës dhe i dashur. Në sjelljet ndaj shoqërisë së jashtme, ai është sikur luan: guximtar, i fuqishëm dhe i respektuar. Kur ai i lë diçka në besë gruas së tij (ose të tjerëve), nuk e mban atë rreptësisht përgjegjëse për atë gjë, por përkundrazi, është fisnik dhe i gatshëm të mos i vërejë gabimet.

## Reputacioni, respekti dhe mirësia

Bashkëshorti i gruas së tetë është shumë i mirë ndaj saj. Të njëjtën kohë, ai është i fortë dhe kategorik me njerëzit e tjerë. Pejgamberi *sal-All-llahu alejhi ue sel-lem* e vazhdoi tregimin e tij.

***"Gruaja e tetë tha:*** *"Sa i përket bashkëshortit tim, prekja e tij është sikur prekja e lepurit, aroma e tij është sikur zerneb (bimë me aromë). Unë e triumfoj atë,ndërsa ai i triumfon njerëzit e tjerë."*

Me gruan e tij, ai e ka prekjen e lehtë e të butë të lepurit dhe ka aromën më të mirë. Me njerëzit e tjerë, ai ka famë të mirë (një kuptim tjetër për aromën e mirë). Ëmbëlsia dhe sjellja e mirë me gruan e tij, nuk e ndalojnë atë nga të qenët i fuqishëm dhe fitimtar me njerëzit tjerë.

## Pasuria, guximi, fisnikëria dhe shtatlartësia

Bashkëshorti i gruas së nëntë është i një familjeje fisnike dhe të pasur. Ai është një luftëtar i fortë dhe mikpritës zemërgjerë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi:

***"Gruaja e nëntë tha:*** *"Sa i përket bashkëshortit tim, ai ka shtylla të larta shtëpiake, rripa të gjatë shpatash dhe sasi të mëdha të hirit. Shtëpia e tij është afër klubit."*

Shtyllat e larta shtëpiake tregojnë për prejardhjen e tij të ndershme dhe pasurinë. Rripat e gjatë të shpatave tregojnë se ai ka trup të madh dhe të mirë dhe se është luftëtar i fuqishëm. Hiri tregon për zemërgjerësinë e tij dhe mysafirët e shumtë që i ushqen. Duke qenë në afërsi të një klubi, tregon se ai është afër

qendrës së qytezës, ku zakonisht jetojnë dhe takohen njerëzit e rëndësishëm.

## Pasuria, bujaria dhe cilësi tjera madhështore

Bashkëshorti i gruas së dhjetë ka shumë cilësi të shkëlqyeshme që nuk ka fjalë të përshkruhen. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e vazhdoi tregimin e tij:

***"Gruaja e dhjetë tha:*** *"Bashkëshorti im është malik (posedues). Dhe çfarë dini për malikun? Malik është më i mirë se sa që unë e përshkruaj. Ai posedon deve që janë të shumta në vendet ku ulen dhe të pakta në zonat e kullotjes. Kur e dëgjojnë tingullin e lahutës, ato sigurohen për vdekjen e tyre."*

Kjo do të thotë se ajo kurrë nuk është në gjendje t'ia japë bashkëshortit të saj falënderimin dhe lavdërimin që ai e meriton. Deveve të tij, edhe pse janë të shumta, nuk u lejohet të kullosin larg vendbanimit të tij, sepse ai i dëshiron gjithnjë të gatshme për mysafirët e tij. Ai shpesh bën gosti, në të cilat i argëton mysafirët e tij me lahutë dhe i ushqen me mish deveje.

# Ummu Dher' dhe dy bashkëshortët e saj

Gruaja e fundit që foli ishte Ummu Dher'. Ajo e dha një përshkrim më të plotë të dy bashkëshortëve të saj, Ebu Dher'it dhe burrit me të cilin ajo u martua pasi që e divorcoi Ebu Dher'i. Të dy bashkëshortët e saj ishin të mirë me të, por më e lumtur ishte me të parin. Një përshkrim më të detajuar e bëri për të dhe anëtarët e tij të familjes.

## Mirësia, pasuria dhe fisnikëria e Ebu Dher'it

Ebu Dher' e mori Ummu Dher'in nga një jetë e varfër dhe me punë të vështirë, në një jetë të pasur dhe kohë të lirë. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e vazhdoi tregimin e tij:

***"E njëmbëdhjeta tha:*** *"Bashkëshorti im ishte Ebu Dher'i. Dhe çfarë do të dini për Ebu Dher'in?! Ai mi rëndoi veshët me stoli të çmuara, mi mbushi krahët me mish (më ushqeu mirë pas gjendjes së mëparshme të urisë) dhe më nderoi deri sa m'u kënaq shpirti. Ai më mori nga njerëz me shumë pak dele dhe me jetesë të ngushtë, më vendosi në mesin e njerëzve që kishin kuaj (që hingëllijnë), deve (të ngarkuara), lopë (që shkelin në drithëra për t'i qëruar ato) dhe sita (për t'i shoshitur drithërat). Në shtëpinë e tij, kam folur pa u qortuar, kam fjetur deri vonë në mëngjes dhe kam pirë deri sa jam ngopur."*

## Nëna e Ebu Dher'it

Nëna e Ebu Dher'it ishte grua e pasur me rezerva të bollshme ushqimesh dhe me shumë shërbyes. Kjo bart një lavdërim shtesë për djalin e saj, sepse ai u sigurua që të gjitha nevojat e nënës së tij të plotësoheshin mirë dhe jetesa e saj nuk ishte më e paktë se e tij. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi të tregonte se çfarë kishte thënë Ummu Dher':

*"Nëna e Ebu Dher', dhe çfarë do të dinit për nënën e Ebu Dher'it?! Arkat e saj (me ushqim dhe veshje) ishin të shumta dhe shtëpia e saj ishte e gjerë."*

## Djali i Ebu Dher'it

Me gjithë pasurinë e babait të tij, djali i Ebu Dher'it nuk ishte një djalë i ri i llastuar. Përkundrazi, ai kishte trup të dobët, ishte i kënaqur, hante mesatarisht dhe ishte gjithmonë vigjilent, madje

edhe kur ishte duke fjetur. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi të tregonte çfarë kishte thënë Ummu Dher'i:

***"(Ajo vazhdoi): "****Djali i Ebu Dher'it dhe çfarë do të dinit për djalin e Ebu Dher'it?! Shtati i tij ishte sikur dega e qëruar e palmës. Një krah keci femër e kënaqte urinë e tij (as nuk ishte i plotë e as lakmitar)."*

## Vajza e Ebu Dher'it

Vajza e Ebu Dher'it ishte një grua e re e mrekullueshme, e bindur ndaj prindërve, e bukur dhe tërheqëse. Kjo e hijeshonte familjen e saj dhe sillte xhelozi te ortakja e saj (gruaja e burrit të saj). Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi të tregonte se çfarë kishte thënë Ummu Dher'i:

*"Vajza e Ebu Dher'it, por çfarë do të dinit për vajzën e Ebu Dher'it?! Ajo ishte e bindur ndaj babait dhe nënës së saj. I mbushte rrobat e saj (trupi i saj ishte i plotë). Ajo bënte që rroba e sipërme t'i lakohej (trupi i saj ishte mirë i formuar). Ishte hijeshia e familjes së saj dhe shkaktare e xhelozisë për ortaken e saj."*

## Shërbëtorja e Ebu Dher'it

Madje edhe shërbëtorja luante rol në të përshkruarit e një pikture madhështore të dinjitetit dhe lavdërimit për Ebu Dher'in. Ajo ishte e besueshme, mbrojtëse dhe e pastër. Pejgamberi *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi të tregonte:

*"Shërbëtorja e Ebu Dher'it, por çfarë do dinit për shërbëtoren e Ebu Dher'it!? Ajo nuk i zbulonte sekretet tona, as nuk e jepte*

*ushqimin tonë (ishte e besueshme), e as nuk e linte shtëpinë tonë të mbushej me pisllëk sikur foleja e zogut (ishte e pastër).”*

## Ndodhia e dhimbshme

Pasi kaloi shumë vite me të, Ebu Dher’i vendosi një ditë që ta linte gruan e tij, Ummu Dher’, për një grua më të re e cila i kishte dy djem të rinj. Pejgamberi sal-*All-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi të tregonte se çfarë kishte thënë Ummu Dher’i:

*“Ebu Dher’i shkoi në një udhëtim në një kohë kur shkunden enët e qumështit për ta nxjerrë mazën (në pranverë kur kishte shumë qumësht). Ai e takoi një grua me dy djem të vegjël, sikur dy këlyshë leopardi. Ata po hipnin nën belin e saj dhe po luanin me dy shegat e saj (ajo ishte e re dhe kishte gjinj të vegjël). Më divorcoi mua dhe e martoi atë.”*

## Bashkëshorti i dytë

Bashkëshorti i dytë i Ummu Dher’it ishte gjithashtu i pasur dhe shumë i mirë ndaj saj. Por, zemra e saj mbeti tek bashkëshorti i parë. Pejgamberi sal-*All-llahu alejhi ue sel-lem* vazhdoi të tregonte se çfarë kishte thënë Ummu Dher’i:

*“Pas tij, u martova me një njeri fisnik. Ai e kalëronte një kalë të shpejtë dhe e zotëronte shtizën (ishte luftëtar). Më sillte në mbrëmje bagëti të shumta dhe më siguronte nga një çift prej çdo lloji. Më thoshte: “Ha, o Ummu Dher’, dhe jepu të afërmve tu gjithashtu!” Prapëseprapë, sikur t’i mblidhja të gjitha gjërat që m’i dhuronte, nuk do ta mbushnin as më të voglën enë të Ebu Dher’it.”*

## Përfundim

I Dërguari i All-llahut *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* e përfundoi tregimin duke i thënë sërish Aishes *radijAll-llahu anha* se ai ishte për të siç ishte Ebu Dher’i ndaj Ummu Dher’it:

***“O Aisheh! Unë jam për ty siç ishte Ebu Dher’i ndaj Ummu Dher’it, përveç se Ebu Dher’i e divorcoi atë, e unë nuk do të divorcoj.”***[260]

Kjo do të thotë se ai ishte zemërgjerë ndaj saj siç ishte Ebu Dher’i ndaj Ummu Dher’it. Megjithatë, të mirat e Pejgamberit *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem* ndaj Aishes *radijAll-llahu anha* (ose secilit mysliman) nuk peshohen, ato shtrihen deri në lumturinë e përjetshme të jetës tjetër. Kjo është arsyeja pse Aisheja iu përgjigj:

*“O i Dërguar i Allahut! Ti je më i mirë ndaj meje sesa Ebu Dher’i ndaj Ummu Dher’it.”*[261]

[260] Transmetuar nga Buhariu, Muslimi dhe të tjerë.
[261] Transmetuar nga Teberaniu.

# Përmbajtja